# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 367 • VITI 34 • QERSHOR 2021 • DHUL KA'DE 1442 • ÇMIMI 1 €

- Urtësia e haxhit dhe e kurbanit në Islam
- Kontributi i ulemasë në organizatat politike shqiptare (1941-1990)
- Kurani i mrekullueshëm




Kryetari i Dijanetit të Turqisë, prof. dr. Ali Erbash vizitoi Kosovën

"**Thuaj: Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjesht për Allahun, Zotin e botëve.**"

(El En'amë, 162).



## Në këtë numër:






**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.

**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani
**Redaksia:**
Prof. Sabri Bajgora, mr. Ramadan Shkodra, dr. Fahrush Rexhepi, dr. Orhan Bislimaj, dr. Faruk Sinani, mr. Muzaqete Kosumi, mr. Besir Neziri dhe mr. Driton Arifi.
**Sekretar në redaksi:**
Dr. Rexhep Suma
**Lektor & korrektor:**
Bajram Zeqiri
**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani
**Adresa:**
Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë.
Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com
**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $
**Shtypi:**
Shtypshkronja “Printing press”, Prishtinë

# Ligjshmëria dhe urtësitë e Kurbanit



*"Andaj, ti falu dhe ther kurban për hir të Zotit tënd."*
(El-Kevther, 2)

*Që nga Ademi a.s., flijimi shprehet përmes therjes së kafshëve shtëpiake. Në ato kohëra të hershme, bagëtia kishte një rëndësi të madhe dhe ishte e natyrshme që njerëzit t'i flijonin ato për kënaqësinë e Allahut.*

*Kurbani u zbatua nga bijtë e Adamit, Kabili dhe Habili. Zoti në Kuran thotë: "Lexoju (Muhamed) atyre ngjarjen e vërtetë të dy djemve të Ademit, kur të dy flijuan kurbanë, nga të cilët njërit iu pranua. Ai (Kabili që nuk iu pranua) tha: "Unë do të të vras ty". E ai (Habili) tha: "Allahu pranon vetëm prej të sinqertëve." (El-Maide, 31)*

*Kurbani, i cili në terminologjinë e fikhut islam njihet me nocionin "El ud'hijetu", nënkupton flijimin e një lloji të caktuar nga bagëtitë në ditët e Kurban Bajramit me qëllim të afrimit tek Allahu. Dispozita e kurbanit është vaxhib, që është ligjësuar vitin e dytë pas hixhretit.*

*Kurbani është shprehje e heroizmit, sakrificës dhe bindjes së njeriut në rrugën për fitimin e kënaqësisë së Zotit. Kjo bindje dhe sakrificë është simbolizuar me profetin Ibrahim dhe djalin e tij Ismailin. Ibrahimi a.s. kishte parë ëndërr që djalin e vet, Ismailin ta bëjë kurban. Ai e lajmëroi të birin e vet për urdhrin e Allahut xh.sh.. Ismaili i dëgjueshëm, i mbështetur tek Allahu, iu përgjigj: "O babai im, vepro ashtu si je i urdhëruar!" Edhe babai, edhe i biri iu dorëzuan urdhrit të Allahut xh.sh. dhe posa e mori babai djalin ta bëjë kurban, i Gjithëfuqishmi therjen e Ismailit a.s. e zëvendësoi me një kurban të madh.*

*Përmes gatishmërisë së tyre, Allahu na tregoi simbolikisht se vetëm në gatishmërinë për flijime të mëdha qëndron jeta. Me therjen e kurbanit, myslimani i cili e bën këtë me emër të Allahut, dëshmon se nga dashuria ndaj Allahut xh.sh. është i gatshëm të flijojë, jo vetëm kurbanin, por edhe jetën e tij, në qoftë se është në dobi të njerëzve.*

*Meqenëse çdo festë islame ka urtësinë dhe porosinë e vet, urtësia themelore e përmbushjes së këtij detyrimi fetar është fitimi i kënaqësisë së Zotit dhe pasimi i praktikës së Muhamedit a.s.. Kurbani është ringjallje e praktikës së Ibrahimit, a.s., duke kujtuar gatishmërinë e tij për të sakrifikuar atë që ai e donte më shumë, djalin, si dhe gatishmërinë e Ismailit, a.s., për të sakrifikuar atë që e kishte më sublime, jetën.*

*Prerja e kurbanit është kujdesi i të pasurve për të varfrit në ato ditë, si dhe me anë të dhurimit të mishit familjes, fqinjëve dhe të afërmeve, shtohet dashuria ndaj tyre. Përmes kurbanit afrohemi te Zoti dhe shpresojmë në mirësi dhe falje të mëkateve. Besimtari shpreh sinqeritetin ndaj urdhrave të Zotit: "Thuaj: Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjesht për Allahun, Zotin e botëve." (El En'amë, 162). Therja bëhet vetëm për Allahun. Dhe vetëm si e tillë ajo pranohet: "Tek Allahu nuk arrin as mishi e as gjaku i kurbaneve. Ajo që arrin tek Zoti, është bindja dhe devotshmëria juaj ndaj Tij" (El-Haxh, 37).*

*Sigurisht se Zoti nuk ka nevojë për asgjë dhe për askënd, por ne kemi nevojë për mëshirën e Tij. Dispozita e kurbanit qëndron fort mbi parimin e fisnikërisë, bujarisë, flijimit dhe sakrificës. Kurban Bajrami është kurorëzim i kryerjes së haxhit, kushtit të pestë të Islamit. Urtësia e therjes se kurbanit ditëve të Kurban Bajramit, u ngjason urtësive të sadakatul fitrit në Fitër Bajram.*

*Sikurse dispozitat e haxhit, therja e kurbanit, rindërtimi i Qabesë që janë të lidhura me Ibrahimin dhe Ismailin, ashtu është edhe tekbiri. Kur erdhe dashi nga Allahu i Madhërishëm për kurban si zëvendësues i Ismailit, a.s., meleku i pranishëm tha tekbirin: "Allahu ekber, Allahu ekber." Më pas Ibrahimi, a.s., tha: "La ilahe ilAllahu vaAllahu ekber." Ndërsa në fund Ismaili, tha: "Allahu ekber ve lilahil hamd."*

*Flijimi i kurbanit është afrim i besimtarit tek Allahu. Kjo kuptohet edhe nga vetë domethënia e tij gjuhësore, ngase fjala kurban rrjedh nga folja karebe që d.t.th. të afruarit me diç te dikush. Therja e kurbanit rrit shpirtin bindës ndaj Allahut dhe tregon se vetëm nëse e flijojmë atë në emër të Allahut, do ta gjejmë në botën tjetër.*

*Në këtë mënyrë besimtari shpreh adhurimin e tij të vërtetë dhe mundohet ta kryejë detyrën e falënderimit ndaj Zotit për të mirat dhe begatitë e tij të pafund: "Andaj, ti falu dhe ther kurban për hir të Zotit tënd." (El-Kevther, 2). Prerja e kurbanit praktikohet për të dëshmuar përkushtimin tonë ndaj Zotit dhe gatishmërinë për të sakrifikuar interesat materiale për shërbimin ndaj Tij.*

*Dr. Ajni Sinani*

# Një delegacion nga Dijaneti i Turqisë vizitoi Kosovën

Më 18 dhe 19 qershor, një delegacion i lartë nga Bashkësia Islame e Turqisë (Dijanet) i kryesuar nga kryetari, prof. dr. Ali Erbash ishte mysafirë i Kryesisë së BIK-ut. Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, më bashkëpunëtorë më 18 qershor dolën në pritje në pikën kufitare në Han të Elezit ku pritën delegacionin nga Dijaneti i Turqisë. Myftiu Tërnava iu dëshiroi mirëseardhje kryetarit Erbash dhe delegacionit që po e shoqëronte, duke i dëshiruar qëndrim të këndshëm në Kosovë. Më pas Myftiu Tërnava dhe delegacioni nga Dijaneti u nisën për në Prizren ku falën namazin e xhumasë në Xhaminë "Sinan Pasha". Para namazit të xhumasë Myftiu Tërnava mbajti një fjalim rasti para xhematit ku e falënderoi kryetarin e Dijanetit Erbash për vizitën: "Është nder dhe privilegj që të kemi sot kryetarin e Dijanetit prof. dr. Ali Erbash dhe delegacionin e tij për vizitë te ne. Ata janë në shtëpinë e tyre dhe shprehim falënderime të veçanta për gjithë ndihmën dhe përkrahjen që kanë dhënë për ne, duke lutur Zotin që t'i shpërblejë me të mirat e Tij"- tha veç tjerash Myftiu Tërnava.

Hytben e mbajti kryetari i Dijanetit prof. dr. Ali Erbash, i cili në ligjërimin e tij u shpreh i lumtur që po viziton Kosovën dhe në mesazhin e tij drejtuar të pranishmëve foli për vlerat dhe veçoritë që ka Islami si dhe për respektimin e ndërsjellë, pasi që besimtarët ku do që jetojnë ata janë







vëllezër, duke cituar ajetin ku Allahu xh.sh. kërkon nga ne të bashkohemi rreth litarit të Allahut, Kuranit, dhe mos të përçahemi. Edhe namazin e xhumasë e fali kryetari Erbash.

Në kuadër të protokollit ishte edhe vizita e konsullatës turke në Prizren, vizita e batalionit turk, vizita në Institutin e Hifzit në Prizren, si dhe vizita Namazgjasë. Pas vizitës së qytetit të Prizrenit, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava dhe kryetari i Dijanetit të Turqisë, prof. dr. Ali Erbash, vizituan tyrben e Sulltan Muratit në Mazgit.

## Myftiu Tërnava priti në takim kryetarin e Dijanetit të Turqisë, prof. dr. Ali Erbash

Në ditën e dytë të vizitës, më 19 qershor, delegacioni i Dijanetit nga Turqia, i kryesuar nga kryetari i Bashkësisë Islame të Turqisë, prof. dr. Ali Erbash, vizituan selinë e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, ku u pritën nga kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë.

Pasi i dëshiroi mirëseardhje, Myftiu Tërnava, e njohu mysafirin me historikun dhe organizimin e institucionit të BIK-ut, si dhe për sfidat me të cilat po ballafaqohet BIK-u, e sidomos me pandeminë globale COVID-19. Myftiu falënderoi kryetarin e Dijanetit për vizitën dhe për të gjithë atë që ka bërë Dijaneti për Kosovën, shoqatat turke, qeveria dhe populli turk, të cilët vazhdimisht kanë mbështetur Kosovën në situatat më të vështira, e po ashtu vazhdojnë edhe më tej ta ndihmojnë për integrime në mekanizmat rajonalë dhe ndërkombëtarë.

Nga ana e tij, kryetari i Dijanetit të Turqisë, prof. dr. Ali Erbash, falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe shprehu kënaqësinë që gjendet për vizitë në Kosovë. Ai premtoi përkrahjen e shtetit të Turqisë për Kosovën në realizimin e projekteve të trashëgimisë kulturore dhe të tjerat, që do të jenë në të mirë të qytetarëve të Kosovës.

> Në shenjë respekti dhe mirënjohje Myftiu Tërnava i dhuroi një dhuratë në emër të institucione të BIK-ut.

Më pas dy myftinjtë mbajtën një konferencë për media, ku Myftiu Tërnava edhe një herë e falënderoi kryetarin Erbash dhe Dijanetin që ka një bashkëpunim shumë të sinqertë me BIK-un, si dhe për ndihmat e vazhdueshme në fusha të ndryshme që i ka ofruar BIK-ut, në veçanti për restaurimin e trashëgimisë kulturore-historike islame dhe jetën fetare dhe kurorëzimi është financimi i xhamisë qendrore në Prishtinë dhe për fund edhe njëherë falënderoj popullin vëlla turk qeverinë turke për tërë atë që na kanë ndihmuar dhe përkrah, Zoti le ti shpërblejë në këtë dhe botën tjetër.

Kurse Kryetari i Dijanet-it të Turqisë, Ali ef. Erbaş me ketë rast








shprehu gatishmërinë e tij që edhe më të ndihmoj dhe t'i qëndroj afër BIK-ut në realizimin e projekteve të ndryshme dhe në të gjitha fushat e bashkëpunimit mes dy institucioneve. Ai më pas tha se në Turqi kemi shumë studentë që studiojnë mësimet fetare si në shkolla të mesme ashtu edhe në Fakultete që një ditë kur ta përfundojnë shkollimin do të kthehen dhe do të punojnë në kuadër të BIK-ut dhe të kontribuojnë në interpretimin e fesë drejtë në këto troje.

Më pas dy myftinjtë patën një takim me mualimet e tërë territorit të Kosovës që janë në kuadër të BIK-ut.

Në vazhdim u vizitua vendi i caktuar për ndërtimin e Xhamisë Qendrore, në lokacionin te posta. Kryetari i Dijanetit, prof. dr. Ali Erbash, tha se ndjehet i lumtur që ky projekt do të realizohet në bashkëpunim me Kryesinë e BIRK-ut dhe se me emrin e Zotit punët do të ecin mirë dhe mbarë sipas planit të paraparë.

Vizita e radhës ishte zyra e përfaqësuesit të Dijanetit, ku u pritën nga mushaviri Nevzat Sabri Akin. Ai iu dëshiroi mirëseardhje mysafirëve dhe i njohu me organizimin dhe aktivitetet që i zhvillojnë duke theksuar bashkëpunimin e mirë që kanë me BIRK-un në realizimin e shumë projekteve. Më pas në agjendë ishte vizita kompleksit të xhamisë në Mamushë si dhe takimi me kryetarin e komunës. Po në vazhdën e vizitave ishte edhe  vizita në kompleksin e Medresesë së Vogël në Gjakovë, kurse në Pejë vizituan Institutin e hifzit ku nxënësit mësojnë përmendësh Kuranin.

Në mëngjesin e datës 20 qershor delegacioni i Dijanet-it lëshoi Kosovën dhe u nisën për në Mal të Zi, duke u ndarë tejet të kënaqur nga kjo vizitë dhe njeherit falënderuan Myftiun Tërnava dhe ekipin e tij për mikpritjen, përcjelljen dhe respektin e treguar në kuadër të kësaj vizite. (R.S).









Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës El-Ahkaf – (3)

## Dyshimet e idhujtarëve rreth Shpalljes dhe mohimi i saj

وَإِذَا تُتْلَىٰ عَلَيْهِمْ آيَاتُنَا بَيِّنَاتٍ قَالَ الَّذِينَ كَفَرُوا لِلْحَقِّ لَمَّا
جَاءَهُمْ هَٰذَا سِحْرٌ مُّبِينٌ ﴿٧﴾ أَمْ يَقُولُونَ افْتَرَاهُ قُلْ إِنِ
افْتَرَيْتُهُ فَلَا تَمْلِكُونَ لِي مِنَ اللَّهِ شَيْئًا هُوَ أَعْلَمُ بِمَا تُفِيضُونَ
فِيهِ كَفَىٰ بِهِ شَهِيدًا بَيْنِي وَبَيْنَكُمْ وَهُوَ الْغَفُورُ الرَّحِيمُ
﴿٨﴾ قُلْ مَا كُنتُ بِدْعًا مِّنَ الرُّسُلِ وَمَا أَدْرِي مَا يُفْعَلُ
بِي وَلَا بِكُمْ إِنْ أَتَّبِعُ إِلَّا مَا يُوحَىٰ إِلَيَّ وَمَا أَنَا إِلَّا نَذِيرٌ مُّبِينٌ
﴿٩﴾ قُلْ أَرَأَيْتُمْ إِن كَانَ مِنْ عِندِ اللَّهِ وَكَفَرْتُم بِهِ وَشَهِدَ
شَاهِدٌ مِّن بَنِي إِسْرَائِيلَ عَلَىٰ مِثْلِهِ فَآمَنَ وَاسْتَكْبَرْتُمْ إِنَّ
اللَّهَ لَا يَهْدِي الْقَوْمَ الظَّالِمِينَ ﴿١٠﴾

*"Kur mohuesve u lexohen ajetet Tona të qarta, ata, për të vërtetën (Kuranin) që u erdhi, thanë: "Kjo është magji e qartë!". Ose thonë: "Ai (Muhamedi) e trilloi atë. Thuaju: "Nëse unë e kam trilluar atë, ju nuk mund të më mbroni prej (dënimit të) Allahut. Ai është më i Dituri për të gjitha shpifjet tuaja rreth tij (Kuranit). Por mjafton që Ai është dëshmitar ndërmjet meje e ndërmjet jush. Ai është Falësi e Mëshirëploti". Thuaj: "Unë nuk jam i pari prej të dërguarve (te njerëzit), dhe nuk e di se çfarë do të ndodhë me mua e as me ju. Unë ndjek vetëm atë që më shpallet, dhe unë jam vetëm një paralajmërues i qartë". Thuaj: "Më tregoni se ç'do të bëhet me ju nëse ai (Kurani) është prej Allahut, kurse ju e mohuat, ndërkohë që një dëshmitar nga Beni Israilët e dëshmoi si të tillë (të zbritur prej Allahut) dhe e besoi, ndërsa ju bëheni kryeneçë?" Me të vërtetë, Allahu nuk i udhëzon (në rrugën e drejtë) njerëzit zullumqarë." – (El-Ahkaf, 7-10)*

### Shkaku i zbritjes së ajetit 10

Në lidhje me ajetin e 10-të të kësaj sureje: "Thuaj: "Më tregoni se ç'do të bëhet me ju nëse ai (Kurani) është prej Allahut, kurse ju e mohuat, ndërkohë që një dëshmitar nga Beni Israilët e dëshmoi si të tillë (të zbritur prej Allahut) dhe e besoi, ndërsa ju bëheni kryeneçë?" Me të vërtetë, Allahu nuk i udhëzon (në rrugën e drejtë) njerëzit zullumqarë.", është transmetuar se ky ajet ka zbritur për Abdullah ibn Selamin, një prej dijetarëve të hebrenjve në Medinë, i cili sapo i Dërguari i Allahut bëri hixhret në Medinë, menjëherë e përqafoi Islamin.

- Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi nga Sa'd ibn Ebi Vekasi se ky ajet ka zbritur për Abdullah ibn Selamin.[1]
- Transmetojnë Ibn Xheriri, Tirmidhiu dhe Ibn Merdevejhi nga Abdullah ibn Selami të ketë thënë: "Për mua ka zbritur ky ajet".[2]

### Lidhja e këtyre ajeteve me ato paraprake

Pas vërtetimit të Njëshmërisë në ajetet e kaluara, ku Allahu xh.sh. përmend edhe Shpalljen dhe i qorton idhujtarët për inatin në kufrin e tyre ndaj Islamit dhe Kuranit, tash në këto ajete, do të shohim dyshimet e jobesimtarëve rreth Shpalljes hyjnore, duke e quajtur atë magji dhe legjendë e të parëve, por Allahu i Madhërishëm e qetëson të Dërguarin e Vet, që të mos brengosej për fjalët e tyre, por të përqendrohej në ftesën e udhëzimit dhe vetëm t'i paralajmëronte ata për pasojat me të cilat do të ballafaqoheshin.

### Koment:

*7. Kur mohuesve u lexohen ajetet Tona të qarta, ata për të vërtetën (Kuranin) që u erdhi, thanë: "Kjo është magji e qartë!"*

Madhështia e Kuranit famëlartë është e pashembullt. Ajetet e tij nuk të lënë të vetmuar, por të rrëmbejnë nga një botë në tjetrën, nga një gjendje në tjetrën, saqë të krijohet përshtypja se je gjithmonë në lëvizje, i rrethuar nga ngrohtësia e fjalëve hyjnore. Në ajetet e para të kësaj sureje kemi vërejtur se gjendemi para pamjes së krijimit të qiejve dhe të Tokës, e pastaj pamë shenja se tërë kjo ekzistencën e krijuar, një ditë do të shkatërrohet, më pastaj u ndeshëm me mohuesit e Njëshmërisë dhe idhujtarët që i bënë shirk Allahut, për të përfunduar me pamje nga Dita e Tubimit në Ditën e Gjykimit. E në këto ajete, vazhdojmë sërish udhëtimin tonë, por tash duke u zhvendosur nga Mahsheri në këtë Dynja, për të parë përpjekjet titanike të të Dërguarit a.s. që të udhëzonte popullin e vet. Është e dhimbshme nga perspektiva e sotme të shohim të gjitha ato vuajtje dhe sakrifica të Pejgamberit a.s. për udhëzimin e idhujtarëve, ndërkohë që ai



**...jobesimtarët, e dinë mirë se këto ajete kuranore dhe kjo Shpallje që po i vinte Muhamedit a.s. ishin të qarta e të vërteta. Madje ishin shumë të vetëdijshëm se idhujt që po i adhuronin në vend të Allahut, nuk kishin krijuar diçka as në qiej e as në Tokë, por inati dhe mendjemadhësia e tyre i shtynte ata drejt greminave të mosbesimit**

ballafaqohej me ftohtësinë dhe injorimin e tyre duke e quajtur këtë Kuran, si magji dhe fjalë të kotë...![3]

Ajo që fillimisht vërehet në këtë ajet, është argumenti për vërtetësinë e Shpalljes, sepse i Madhërishmi, këtë Shpallje apo këto ajete, ia atribuon Vetes së Tij duke përdorur përemrin e Madhështisë kur thotë: "ajetet Tona të qarta", argumente të cilat vërtet janë të pakontestueshme, të qarta dhe mbresëlënëse. Ndërsa fjala "u lexohen" jep shenjë për mrekullinë e Fjalës hyjnore, e cila nesër në Ditën e Gjykimit do të jetë argument shtesë kundër kufrit dhe mosbesimit të tyre. Kur jemi te fjala "kufr"-"mosbesim", shohim se kuptimi i saj në gjuhën arabe është fshehja e një gjëje, si p.sh. kur bujku e mbjell farën, ai në fakt e "fsheh" atë nën dhe. Njëjtë edhe jobesimtarët, e dinë mirë se këto ajete kuranore dhe kjo Shpallje që po i vinte Muhamedit a.s. ishin të qarta e të vërteta. Madje ishin shumë të vetëdijshëm se idhujt që po i adhuronin në vend të Allahut, nuk kishin krijuar diçka as në qiej e as në Tokë, por inati dhe mendjemadhësia e tyre i shtynte ata drejt greminave të mosbesimit, duke qenë plotësisht të vetëdijshëm për atë gjë, dhe meqë nuk kishin ndonjë argument për t'iu kundërvënë fjalëve të Allahut, thoshin se ky Kuran është një magji e qartë! Nëpërmjet këtyre shpifjeve, ata dëshironin të hidhnin dyshime në Shpalljen, duke e akuzuar Muhamedin a.s. se po shpifte dhe po e trillonte këtë Kuran nga vetvetja.

*8. Ose thonë: Ai (Muhamedi) e trilloi atë. Thuaju: Nëse unë e kam trilluar atë, ju nuk mund të më mbroni prej (dënimit të) Allahut. Ai është më i Dituri për të gjitha shpifjet tuaja rreth tij (Kuranit). Por mjafton që Ai është dëshmitar ndërmjet meje e ndërmjet jush. Ai është Falësi e Mëshirëploti.*

Të ballafaquar me të vërtetat e pakontestueshme, e të shtyrë edhe nga zilia pse Kurani po i rrëmbente me ngrohtësi e dashuri zemrat e njerëzve, idhujtarët mohues të Njëshmërisë, filluan të shpifnin se këtë Kuran e kishte trilluar vetë Muhamedi a.s.. Këto pretendime të ulëta të tyre Allahu xh.sh. i ka përmendur shpeshherë në Kuran, në forma të ndryshme, sa për të na vënë në dijeni, se shpifje të tilla kundër Kuranit do të ketë gjithmonë, por nëpërmjet këtyre ajeteve sqaruese, i jepet mbështetje të Dërguarit të Allahut që të vazhdonte i palëkundur në misionin e tij të shenjtë, përudhjen e njerëzve në dritën e së vërtetës.

Allahu xh.sh. i thotë të Dërguarit të Vet, që të mos brengosej për fjalët e tyre, ku ata e akuzonin për trillimin e Kuranit, sepse edhe forma shprehëse që ka ardhur në këtë ajet: "Nëse unë e kam trilluar atë, ju nuk mund të më mbroni prej (dënimit të) Allahut", është thumbuese dhe ironike për vetë idhujtarët, të cilët para Shpalljes, e kishin njohur dhe cilësuar Muhamedin a.s. si besnik dhe të sinqertë. Atëherë vallë çfarë ndryshoi që pas shpalljes, Muhamedi a.s. të cilësohej si mashtrues dhe i lig, kur ky kishte po ato sjellje të mira, i urtë, i dashur dhe i afërt me të gjithë?! Prandaj, Allahu ironizon me ata kur nëpërmjet gjuhës së të Dërguarit a.s. iu thotë: Nëse ju pretendoni se unë e

paskam trilluar këtë Kuran, atëherë ju nuk do të mund të më ndihmoni aspak, prej "dënimit" të Allahut për këtë trillim! Prandaj, pikërisht për këtë arsye, Allahu xh.sh. ia qetëson zemrën Muhamedit a.s. duke ia bërë të ditur se Ai është në dijeni të plotë për këto shpifje të ulëta ndaj tij, dhe se Allahu do të jetë dëshmitar në mes tij dhe idhujtarëve, në Ditën e Gjykimit. Madje shohim se në këtë pjesë të ajetit, shpërfaqet haptazi hidhërimi i Allahut ndaj idhujtarëve, sepse të shpifësh e të gënjesh për Kuranin se është trillim, kjo pas vetes gjithsesi tërheq ndëshkimin e tmerrshëm të Tij në Ahiret.

Allahu xh.sh. në shumë vende në Kuran e thekson faktin se ky Kuran nuk është trillim i askujt, por është Fjalë e Allahut e zbritur tek i Dërguari i fundit, si f.v. në ajetin 37 të sures Junus: "Ky Kuran është prej Allahut dhe nuk është trillim i askujt. Përkundrazi, ai është vërtetues i asaj që ishte më parë, dhe sqarues i Ligjit (për njerëzit), në të cilin nuk ka dyshim se është prej Zotit të botëve!"

Ndërsa pjesa e fundit e ajetit: "Ai është Falësi e Mëshirëploti", është pjesa më motivuese për Muhamedin a.s., që fuqishëm të mbështetej tek Allahu dhe të kërkonte ndihmën dhe bekimin e Tij për ta transmetuar mesazhin hyjnor, në mënyrën më të mirë të mundshme. Ai është Falës dhe Mëshirëplotë, i Dhembshur dhe i Dashur, e mbi të gjitha, kurrë nuk do të heqë dorë nga i Dërguari i Vet, të cilin e ka cilësuar si "mëshirë për botët".

*9. Thuaj: Unë nuk jam i pari prej të dërguarve (te njerëzit), dhe nuk e di se çfarë do të ndodhë me mua e as me ju. Unë ndjek vetëm atë që më shpallet, dhe unë jam vetëm një paralajmërues i qartë.*

Allahu e mëson Muhamedin a.s. si t'u përgjigjet pretendimeve banale të idhujtarëve se gjoja ky e kishte trilluar ketë Kuran, duke i thënë. O Muhamed, thuaju idhujtarëve, se nuk jam pejgamberi i parë dhe i vetmi tërheqës i vërejtjes për njerëzit e pa udhëzuar. Përkundrazi, jam i fundit nga vargu i të Dërguarve të Allahut nëpër kohë.



Kur jemi te pjesa e ajetit: "dhe nuk e di se çfarë do të ndodhë me mua e as me ju", shohim se ky është plotësim i fillimit të këtij ajeti, dhe në një mënyrë, është përgjigje ndaj idhujtarëve, të cilët shpeshherë e tallnin dhe e shpotisnin Pejgamberin a.s., me pyetje banale si: "A e di ku e kam devenë"?!, "Cili është babai im?!" etj.. Dhe, për t'ua mbyllur gojën njëherë e përgjithmonë, Allahu xh.sh. i thotë Muhamedit a.s. që t'ua bënte me dije jobesimtarëve, se nuk e di të fshehtën e as të ardhmen, përveç asaj që më shpallet nga Zoti im.[4] Madje, kjo pjesë e ajetit përputhet plotësisht edhe me ajetin tjetër kuranor që ka pothuajse të njëjtin kuptim: "Thuaj: "Unë nuk kam në dorë për veten time as ndonjë dobi, as ndonjë dëm, pos çka do Allahu. Sikur ta dija të fshehtën, do të shumoja për vete të dobishmet, e nuk do të më prekte gjë e keqe. Unë nuk jam tjetër vetëm se qortues dhe përgëzues për njerëzit që besojnë." – (El-A'raf. 188).

Ndërsa fundi i ajetit: "Unë ndjek vetëm atë që më shpallet, dhe unë jam vetëm një paralajmërues i qartë", konfirmon edhe njëherë se Muhamedi a.s. është i Dërguar i Allahut, madje më madhështori prej tyre, duke e bërë të ditur se ai ndiqte udhëzimet që i shpalleshin nga Allahu, duke qenë paralajmërues dhe tërheqës i vërejtjes jo vetëm për popullin tek i cili u dërgua, por edhe te njerëzimi mbarë, deri në Ditën e Fundit të kësaj bote.

*10. Thuaj: Më tregoni se ç'do të bëhet me ju nëse ai (Kurani) është prej Allahut, kurse ju e mohuat, ndërkohë që një dëshmitar nga Beni Israilët e dëshmoi si të tillë (të zbritur prej Allahut) dhe e besoi, ndërsa ju bëheni kryeneçë? Me të vërtetë, Allahu nuk i udhëzon (në rrugë të drejtë) njerëzit zullumqarë.*

Fjala "Kul-Thuaj" me të cilën fillon ajeti i dhjetë i kësaj sureje, vjen për herë të katërt në këtë sure, që vështruar nga aspekti i thirrjes islame, ka dimensione jashtëzakonisht të thella. Zakonisht, para se të lexojmë apo të dëgjojmë fjalët e të Dërguarit të Allahut drejtuar jobesimtarëve, ne

**Vetëm ata që e hapin zemrën dhe mendjen për të vërtetën, duke besuar në Allahun, në Kuranin, në jetën pas vdekjes dhe në Ditën e Gjykimit, do të mund ta shijojnë ëmbëlsinë e besimit në këtë botë, dhe shpërblimin e Allahut në botën tjetër.**

fillimisht dëgjojmë fjalën urdhërore të të Lartmadhërishmit: "Thuaj!", e cila në vete përmban madhështi dhe respekt, ngase Allahu po ia beson bartjen e një mesazhi fisnik të Dërguarit të Vet. Pa dyshim, kjo fjalë urdhërore që është përsëritur shpeshherë në ajete kuranore, na rikthen në meditim të thellë, se të fshehtat e qiejve e të Tokës nuk i di askush pos Krijuesit të tyre, Allahut xh.sh., dhe kjo, pa dyshim, i jep një ngjyrim krenarie e madhështie tërë kontekstit kuranor. Pra, edhe këtu Allahu xh.sh., nëpërmjet të Dërguarit a.s. iu drejtohet mohuesve me fjalët: më tregoni se çfarë do të bëhet me ju, kur dihet se ky Kuran që ju po e mohoni është vërtet prej Allahut?! Si do të arsyetoheni para Allahut në Ditën e Gjykimit, për këto shpifje tuaja të ulëta?!

Megjithatë, edhe pse një pjesë e madhe e jobesimtarëve po e mohonin vërtetësinë e Kuranit se ishte zbritur prej Allahut, e madje në këtë mohim u ishin bashkuar edhe një pjesë e madhe e Beni Israilëve, megjithatë, prej tyre kishte edhe mendje të ndritura që e kishin pranuar faktin se Kurani është Libri i fundit hyjnor, dhe Muhamedi a.s., i dërguari i fundit dhe vula e krejt pejgamberëve. Një prej këtyre shembujve të ndritur ishte Abdullah ibn Selami. Ashtu siç pamë nga shkaku i zbritjes së ajetit të 10-të: "ndërkohë që një dëshmitar nga Beni Israilët e dëshmoi si të tillë (të zbritur prej Allahut) dhe e besoi...", dijetarët që janë marrë me këtë shkencë kanë thënë se i vetmi ky ajet i sures El-Ahkaf ka zbritur në Medinë, dhe atë për Abdullah ibn Selamin, një dijetar hebre në kohën e Pejgamberit a.s. në Medinë, i cili pasi kishte analizuar hollësisht se çfarë ishte shkruar në Tevrat, lidhur me ardhjen e të dërguarit të fundit të Allahut, e kishte pranuar Islamin sapo Pejgamberi a.s. kishte mbërritur në Kuba, duke e pasuar atë në misionin e tij fisnik. Në lidhje me këtë ngjarje, kanë folur gjerësisht librat mbi jetën e sahabëve të zgjedhur,[5] por nuk mund të konstatohet me saktësi nëse fjala është për këtë sahabij të ndershëm, sepse surja El-Ahkaf është mekase, kurse Abdullah ibn Selami ka hyrë në Islam, pas migrimit të Resulullahut s.a.v.s. në Medinë. Megjithatë, dijetarët si Zemahsheriu, Rraziu,[6] dhe të tjerë, e përkrahin mendimin që i vetmi ky ajet i sures El-Ahkaf, të ketë zbritur në Medinë, për këtë sahabij të ndershëm. (Allahu e di më së miri!).

Ndërsa pjesa e fundit e ajetit të 10-të: "Me të vërtetë, Allahu nuk i udhëzon (në rrugë të drejtë) njerëzit zullumqarë.", është edhe një tërheqje e vërejtjes për idhujtarët, që nëse nuk do të linin kryeneçësinë dhe ligësitë e tyre, nuk do të gjenin dot rrugën e udhëzimit, sepse Allahu nuk e vë në rrugën e drejtë popullin mizor e zullumqar. Vetëm ata që e hapin zemrën dhe mendjen për të vërtetën, duke besuar në Allahun, në Kuranin, në jetën pas vdekjes dhe në Ditën e Gjykimit, do të mund ta shijojnë ëmbëlsinë e besimit në këtë botë, dhe shpërblimin e Allahut në botën tjetër.

## Porosia e ajeteve 7-10

- *Ligësia e idhujtarëve mekasë kishte shkuar aq larg, saqë haptazi përgënjeshtruan Kuranin duke e quajtur atë magji dhe i trilluar nga vetë Muhamedi a.s..*
- *Allahu xh.sh. e këshillon të Dërguarin e Vet, që të mos brengosej për këto shpifje, sepse Vetë Ai do të ishte dëshmitar kundër tyre në Ditën e Gjykimit.*
- *Nëse njerëzit mëkatarë dhe jobesimtarë, pendohen dhe udhëzohen në rrugën e drejtë, Allahu vërtet është Falës i madh dhe Mëshirëplotë.*
- *I Dërguari i Allahut nuk është i pari pejgamber që i erdhi njerëzimit, por i fundit nga ta dhe vulë e krejt profetëve. Ai erdhi si mëshirë për botët, dhe ftoi mbarë njerëzimin në rrugën e drejtë.*
- *I Dërguari a.s. ishte njeri, dhe nuk ka qasje në të fshehtat hyjnore, përveç asaj që i vjen nga Shpallja-Vahji.*
- *Këto ajete përmbajnë kërcënim të hapët nga Allahu për idhujtarët, nëse ata do të vazhdonin me tallje, përqeshje dhe me persekutim të myslimanëve.*
- *Idhujtarët dhe çifutët ishin kryeneçë, mendjemëdhenj dhe nuk hezitonin të nënçmonin myslimanët në raste dhe situata të ndryshme, por megjithatë, edhe prej tyre kishte njerëz që mendonin me logjikë të shëndoshë, duke dëshmuar për vërtetësinë e Kuranit dhe duke pranuar Muhamedin a.s. si të Dërguar të Allahut.*

- vijon -

*1. Imam Sujutiu, Lubabu-n-nukuli fi esbabi-nuzuli, Bejrut, 2020, f. 232. 2. Po aty, f. 232; Shih edhe: Et-Tefsiru-l munir, vëll. 26, f. 331.3. Më gjerësisht shih: Ale Hamim-El-Xhathijetu-el Ahkaf, dirasetun fi esrari-l bejan, f. 348. 4. Et-Tahriru ve-t-Tenviru, vëll. 26, f. 17. 5. Ibn Haxher el Askelani, El-Isabetu fi temjizi-s-sahabeti, Kajro, 2008, vëll 6, ff. 190-193, (nr. 4747); Izzuddin Ibnu-l Ethir, Usdu-l gabeh fi temjizi-s-sahabeti, Bejrut, 2102, vëll. 3, f. 265. 6. Fahruddin er-Rraziu, Mefatihu-l Gajb, Bejrut, 1981, vëll. 28, f. 10.*

Dr. Ajni Sinani

# Guximi i jashtëzakonshëm i Pejgamberit a.s.

Sa i përket guximit dhe trimërisë së Pejgamberit a.s. në beteja dhe luftëra, sahabët shpeshherë ishin strehuar tek i Dërguari i Zotit, kur beteja arrinte kulmin dhe vringëllonin shpatat. Hazreti Aliu ka thënë: "Ndërsa beteja vazhdonte me të gjithë ashpërsinë e saj, ne strehoheshim pas shpinës së Pejgamberit. Ai ishte më i guximshmi ndër të gjithë."[1]

Zoti i Plotfuqishëm pasi ia mundësoi Muhamedit a.s. çlirimin e Mekës dhe kurejshët iu bindën atij, disa fise mbetën në idhujtarinë dhe armiqësinë e tyre ndaj Islamit dhe myslimanëve. Në krye të tyre ishin fiset Hevazin dhe Thekif dhe fiset arabe përreth tyre. Këto dy fise bënë marrëveshje me qëllim që të luftonin kundër myslimanëve dhe t'i shkatërronin myslimanët para se këta të arrinin ta përhapnin fenë islame në tërë Arabinë.

Kur Pejgamberi a.s. dëgjoi për planet e fiseve armike, ai urdhëroi ushtrinë e vet që të nisej drejt Taifit. Numri i myslimanëve ishte 12 mijë ndërsa armiku kishte 4 mijë. Për herë të parë myslimanët ishin më të shumtë në numër ndryshe nga beteja e Bedrit. Prandaj, myslimanët ndiheshin të sigurt, të vetëkënaqur dhe duke menduar se do të ishte një betejë e lehtë.[2]

Madje ata të mahnitur me fuqinë e tyre duke parë numrin e madh të njerëzve që kishin, kishin thënë: "Ne kurrë nuk do të pësojmë disfatë!" Me të dëgjuar këto fjalë, i Dërguari i Zotit e kuptoi se myslimanët po mburreshin së tepërmi me numrin e tyre dhe për shkak të kësaj nuk do të kishin sukses. Pejgamberi a.s. kishte thënë: "Sot nuk do të mposhtemi për shkak të numrit tonë të vogël!"[3] Ai kërkoi që ata t'i drejtoheshin fuqisë së Allahut e jo fuqisë që kishin!

**Nëse Beteja e Bedrit u dëshmoi sahabëve, dhe myslimanëve pas tyre, se nuk do t'i dëmtonte numri i vogël përballë numrit të madh të armiqve për sa kohë që ishin të durueshëm dhe të devotshëm, Beteja e Hunejnit u dëshmoi myslimanëve se atyre nuk do t'u ndihmojë numri më i madh se armiqtë e tyre, nëse nuk janë të durueshëm dhe të devotshëm.**

Mburrja me fuqinë e tyre nga numri i madh, ishte një nga shkaqet e humbjes së betejës në fillim. Rreth ngjarjeve dhe situatave që e shoqëruan atë dhe mësimeve që duhet të nxirren prej saj, Zoti shpalli: "Nuk ka dyshim, se Allahu ju ka ndihmuar në shumë beteja, e edhe në ditën e Hunejnit, kur juve ju mahniti numri i madh, i cili nuk ju vlejti asgjë, dhe me gjerësinë e saj, që kishte toka ju dukej se është e ngushtë për ju, pastaj ju u zmbrapsët (ikët). Pastaj Allahu zbriti qetësinë e vet në të Dërguarin e Tij dhe në besimtarët, zbriti një ushtri që ju nuk e patë, i dënoi ata që mohuan, e ai ishte ndëshkim ndaj mosbesimtarëve." (Et Tevbeh, 25-26).

Nëse Beteja e Bedrit u dëshmoi sahabëve, dhe myslimanëve pas tyre, se nuk do t'i dëmtonte numri i vogël përballë numrit të madh të armiqve për sa kohë që ishin të durueshëm dhe të devotshëm, Beteja e Hunejnit u dëshmoi myslimanëve se atyre nuk do t'u ndihmojë numri më i madh se armiqtë e tyre, nëse nuk janë të durueshëm dhe të devotshëm.

Koha e betejës ishte afruar. Ushtria myslimane përparonte nëpër shtegun e Hunejnit, gjerësisht nëpër grykat e ngushta të maleve shkëmbore, drejt luginës, ku ishin duke pritur hevazinët dhe fiset e tjera. Ishte mëngjes i hershëm dhe dita ende nuk kishte zbardhur. Myslimanët nuk e dinin se nën hijen e errësirës luftëtarët hevazinë kishin hipur në male dhe kishin zënë pritat. Kur myslimanët arritën në një ngushticë, hevazinët u hodhën në sulm. Në fillim ata hodhën gurë e më vonë sulmuan me shigjeta dhe shpata.[4]

Nga Xhabir ibn Abdullahu transmetohet si vijon: "Kur arritëm

**"O burra, ejani tek unë, unë nuk jam Pejgamber i rrejshëm, unë jam Muhamed ibn Abdullahi!"**

**(Muhamedi a.s.)**



përballë luginës së Hunejnit, u lëshuam në njërën nga luginat e Tihames, që ishte mjaft e gjerë dhe shumë e pjerrët, kështu që zdirgjeshim teposhtë saj. Ishte afër fundit të natës, në errësirën e dendur, pak para agimit, kurse ata kishin mbërritur në atë luginë para nesh dhe gjithkund anës rrugës nëpër shtigje e tërthore, lugje e gryka, kishin vendosur prita si dhe ishin përgatitur dhe rregulluar mirë. Vallahi, derisa ne po zdirgjeshim kështu, na befasoi ushtria e armikut, e cila u vërsul njëherësh, kurse myslimanët nisën të tërhiqeshin me të shpejtë duke rënë njëri mbi tjetrin."[5]

Aty u krijua një gjendje kaotike, myslimanët të befasuar e të frikësuar filluan të iknin nga fushëbeteja dhe të largoheshin nga të mundnin. Ndërkaq, Pejgamberi a.s. qëndroi i patundur në vendin ku gjendej, nuk bëri asnjë hap prapa por qëndroi përballë ushtrisë armike në front."[6]

Pejgamberi a.s. filloi të thërriste me zë të lartë: "O burra, ejani tek unë, unë nuk jam Pejgamber i rrejshëm, unë jam Muhamed ibn Abdullahi!" Njerëzit megjithatë ikën. Ai mbeti së bashku me Ebu Bekrin, Aliun, xhaxhain e tij, Abasin, dhe me një numër të vogël muhaxhirësh dhe ensarësh.[7]

Abas ibn Abdulmutalibi tregon: "Unë kam qenë me Pejgamberin a.s. dhe e mbaja për freri mushkën e tij të bardhë. Unë isha trupmadh dhe kisha zë të fortë dhe kur Pejgamberi a.s. e pa rrëmujën tek njerëzit, u thirri atyre: 'Ku po shkoni, o njerëz!?' por nuk vërejta se njerëzit po ia vinin veshin ndonjë gjëje. Atëherë më tha mua: 'O Abas, thirr: O ensarë, o populli i Semures!' dhe atëherë ata filluan të thonë: 'Të përgjigjemi, ja po vijmë!'"[8]

Pejgamberi a.s. i thirri myslimanët që kishin ikur të ktheheshin dhe të qëndronin me të. Myslimanët përfundimisht rifituan kontrollin dhe e mposhtën fisin Beni Hevazin.[9] Pejgamberi a.s. gjithashtu u lut: "O Allah, ma jep fitoren që më ke premtuar!"[10]

Ibni Is'haku thotë: "Kur njerëzit ashtu të mundur u tërhoqën, disa të pagdhendur nga Meka që ishin me Pejgamberin a.s., kur e panë këtë disfatë, filluan ta shfaqin me keqdashje atë që kishin në zemrat e tyre. Ebu Sufjan ibn Harbi tha: "Dështimi i tyre nuk do të përfundojë derisa t'i dëbojmë gjer në Detin e Kuq, ndërsa shigjetat i kanë me vete në qese!" Atëherë Xhebele ibn Hanbeli bërtiti me zë të lartë: "Sot dështoi mrekullia!"[11]

Shejbe ibn Osman më vonë ka treguar: "I thashë vetes: 'Sot do ta marr hakun ndaj Muhamedit! Sot unë do ta vras Muhamedin!' Pastaj shkova në kërkim të Pejgamberit a.s. për ta vrarë! Atëherë një ndjenjë e çuditshme më kaploi dhe ma pushtoi zemrën dhe unë nuk mund ta duroja. Kështu kuptova se ai ishte i mbrojtur nga unë dhe se nuk mund t'i bëja asgjë."[12]

Asnjëherë Muhamedi, sala Allahu alejhi ves selem, nuk ka pohuar për vete atë që nuk ishte. Qëndrimet dhe pozicionet e Muhamedit a.s. janë shembuj dhe fokusi i vëmendjes, sepse ai ishte i paluajtshëm në situata trimërie, i fortë në situata force, i mëshirshëm dhe mik në situata mirësie.

Në asnjë luftë nuk është regjistruar se Muhamedi a.s. është larguar dhe ka ikur. Ai tregohej durimtar, i sigurt dhe me zemër të qetë. Ndonëse Pejgamberi a.s. ishte i butë dhe i mëshirshëm si asnjë njeri tjetër, ai ishte jashtëzakonisht i guximshëm. Ishte vendosmëria dhe qëndrimi i Pejgamberit a.s. që ndikoi që myslimanët të ktheheshin në betejë dhe të mblidheshin përreth tij, duke kuptuar se kjo ishte shenjë e fitores së myslimanëve kundër idhujtarëve.

Sikur Muhamedi a.s. të mos ishte vërtet Pejgamber i Zotit, apo të hezitonte në misionin e tij ai nuk do të vepronte në mënyrë të tillë duke rrezikuar jetën e tij, dhe as fitorja nuk do të arrihej!

*1. Suvarun min shuxheatin nebij, sala Allahu alejhi ves selam, shih: https://www.islamweb.net/ar/article. 2. Nabeel Al-Azami, Udhëheqja sipas Muhamedit a.s. (11 Cilësitë që ndryshuan botën), Dituria Islame, qershor Prishtinë, 2020, nr. 355, f. 43. 3. Biografia e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, Sira nga Ibn Hisham, Sira Prishtinë, 2021, f. 306. 4. https://d1.islamhouse.com/data/sq/ih_books/single/sq_Jeta_e_Profetit_Muhamed.pdf. 5. Ibn Hisham, op. cit., f. 305. 6. Nabeel Al-Azami, op. cit., f. 43. 7. Ibn Hisham, op. cit., f. 305. 8. Ibn Hisham, op. cit., f. 306. 9. Nabeel Al-Azami, op. cit., f. 43. 10. Nabeel Al-Azami, op. cit., f. 43. 11. Ibn Hisham, op. cit., f. 306. 12. Ibn Hisham, op. cit., f. 306.*

Dr. Azmir Jusufi

# Urtësia e haxhit dhe e kurbanit në Islam

Haxhi (haxhillëku) do të thotë vizitë e vendeve të caktuara, në rend të parë Qabenë e Arafatin, në kohën e caktuar, në muajt e haxhit, duke kryer veprime të caktuara.[1]

Kryerja e haxhit është obligim për të cilin jemi të obliguar vetëm një herë gjatë jetës, dhe atë kur njeriu i fiton dhe plotëson të gjitha kushtet. Këto kushte janë: që njeriu të jetë mysliman, pastaj të dijë se kjo është një detyrim, të jetë i rritur nga pikëpamja e Sheriatit, të jetë i arsyeshëm, i lirë, i shëndetshëm nga sëmundjet që e pengojnë atë të lëvizë dhe të kryejë haxhin dhe të ketë burime materiale që tejkalojnë nevojat e tij themelore.[2]

Për urdhrin e haxhit, si kushti i pestë islam, Krijuesi i Plotfuqishëm theksoi në fjalët vijuese: "Për hir të Allahut, vizita e shtëpisë (Qabesë) është obligim për atë që ka mundësi udhëtimi tek ajo, e kush nuk e beson (ai nuk e viziton). " (Ali Imran, 97).

Haxhi është një nga veprat më të mira dhe më të vlefshme në Islam. Kur të Dërguarin e Allahut a.s., e pyetën se cilat vepra janë më të mira, ai u përgjigj: "Besimi në Allahun dhe të Dërguarin e Tij!" Ata pyetën përsëri: "Dhe pas kësaj?", ai tha: "Lufta në rrugën e Allahut!" Ata vazhduan: "Dhe pastaj?" Pejgamberi a.s., u përgjigj: "Haxhi i kryer në mënyrë të saktë!"[3]

Transmetohet se Muhamedi a.s., ka thënë: "O njerëz, Allahu ju ka bërë obligim haxhin, prandaj kryejeni atë ..."[4]

Po ashtu, i Dërguar i Allahut a.s., ka thënë: "Islami bazohet në pesë gjëra: Dëshminë se nuk ka Zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi a.s., është i Dërguari i Allahut, faljen e namazit, dhënien e zekatit, kryerjen e haxhit dhe agjërimin e muajit të Ramazanit".[5]

**Allahu xh.sh., nuk e pranon haxhin nëse në pasurinë e njeriut, të cilën e ka shpenzuar për ta përmbushur këtë detyrim, ekziston edhe sa një thërrmijë haram.**

Është shumë e rëndësishme të theksohet një gjë: Sipas fjalëve të Muhamedit, a.s., Allahu xh.sh., nuk e pranon haxhin nëse në pasurinë e njeriut, të cilën e ka shpenzuar për ta përmbushur këtë detyrim, ekziston edhe sa një thërrmijë haram. Allahu i Lartësuar e pranon haxhin vetëm nga fitimi hallall dhe vetëm nëse haxhi kryhet ekskluzivisht në emrin e Tij.

Pejgamberi a.s., ka thënë në një hadith: "Kur njeriu e kryen haxhin me pasurinë e fituar haram dhe thotë: Lebbejk! (Unë po të përgjigjem Ty!), Allahu xh.sh., thotë: Nuk mu përgjigje dhe nuk më lumturove."[6]

Haxhi është kulmi i devotshmërisë! E shihni që ai është i fundit në kushtet e Islamit. Është ajo shkallë në jetën e njeriut që plotëson imanin e njeriut. Kjo është arsyeja pse mufesirët thonë se haxhi është «plotësimi i besimit".

Është konfirmuar nga Omeri r.a., se ka thënë: "Le të vdesë si hebre ose si i krishterë!" - e përsëriti këtë tri herë - "një njeri që vdes dhe nuk e kryen haxhin, dhe ai kishte mundësitë, dhe refuzoi ta kryente atë."[7]

Shpërblimi për kryerjen e saktë të haxhit është Xheneti. I Dërguari i Allahut a.s., për këtë sjell lajm të mirë dhe thotë: "Për haxhin e kryer siç duhet, nuk ka shpërblim tjetër përveç Xhenetit."[8] Këto dhe mirësitë e tjera i meriton ai që ka qëllim të sinqertë dhe të drejtë dhe që ndjek saktë praktikën e të Dërguarit të Allahut a.s..

Arafati - vendi i njohjes

Arafat është një vend i njohjes. Qëndrimi në këtë vend, në një tubim madhështor, simbolizon takimin e njerëzve me Allahun pas ringjalljes së tyre, në Ditën e Ringjalljes. Të marrësh me vete njohurinë për atë orë të shkëlqyer - është një nga kuptimet më të larta të haxhit. Muhamedi a.s. ka thënë: "Në asnjë ditë Allahu xh.sh., nuk largon më shumë rob nga zjarri si në ditën e Arafatit."[9]

Pejgamberi a.s. gjithashtu ka thënë: "Agjërimi në ditën e Arafatit fshin mëkatet nga viti që ka kaluar dhe viti që do të vijë."[10]

Në Arafat, Muhamedi a.s., e mbajti fjalimin e tij, i cili është ruajtur me besnikëri nga tradita dhe përmban shumë segmente - falënderime ndaj Allahut, udhëzime në nocionin e udhëheqjes në Islam, tevhid, kelime shehadeh, vetë nocionin "Et-Takva" - vetëdije për Allahun, parimet themelore të marrëdhënieve ndër-personale, si dhe ndalimet në Islam,



gjakmarrjen, kamatën, padrejtësinë, magjinë dhe borxhet. Ai i kushtoi një vend të veçantë rregullimit të kontratave, parimit të krijimit dhe marrëdhënieve në martesë, parimit të trashëgimisë, vrasjes pa dashje dhe me dashje, muajve të bekuar, nevojës për vëllazërimin islam midis myslimanëve dhe udhëzimeve për myslimanët deri në Ditën e Gjykimit.

## Urtësia e kurbanit në Islam

Vetë fjala kurban, në një kuptim më të gjerë, do të thotë "sakrificë dhe ajo çfarë po flijohet". Në një kuptim më të ngushtë fetar, i zakonshëm në mesin tonë dhe shumë myslimanëve të tjerë në botë, kjo do të thotë kafshë, e cila flijohet sipas rregullave të fesë, në ditët e Kurban Bajramit.

Therja e kurbanit është vaxhib (detyrim), në çka na adresojnë së pari fjalët e Allahut xh.sh., ku thotë në suren El-Kevther: "Ne, vërtet, të dhamë ty shumë të mira. Andaj ti falu dhe prej kurban për hir të Zotit tënd! E s'ka dyshim se urrejtësi yt është farësosur." (El-Kevther, 1-3).

Në këtë na drejtojnë edhe vetë fjalët e Pejgamberit a.s. ku thotë: "Kush është në mundësi që të therë kurban, e nuk e therë atë, le të mos i afrohet musalave tona"[11]pra, vendeve të destinuara për falje të namazit të bajramit.

Së pari, rëndësia e kurbanit reflektohet në faktin se ai është një akt i bindjes ndaj Allahut xh.sh., d.m.th. adhurim. Kur Allahu xh.sh., na urdhëron diçka, ne duhet ta bëjmë atë dhe madje edhe nëse nuk kuptojmë pse dhe madje edhe kur nuk na vjen mirë për këtë.

Ne kemi shembull te Ibrahimi a.s., i cili vetëm për shkak të një ëndrre në të cilën dëgjoi urdhrin e Zotit të Tij ishte i gatshëm që të sakrifikonte fëmijën e tij. Besimi, bindja dhe dashuria e tij ndaj Allahut u vunë në provë. A e ke më të dashur fëmijën tuaj se Allahun, a mund të sakrifikoni atë që është më e dashur për ty në emrin tim? Allahu donte ta provonte dashurinë e tij, por, edhe sot dashuria jonë për Allahun vihet në provë.

Nëse nuk jeni në gjendje të sakrifikoni ndonjë gjë në emër të Allahut, të sakrifikoni një kurban, të sakrifikoni mjete materiale, të sakrifikoni kohën tuaj të lirë për hir të Islamit, të sakrifikoni komfortin dhe rehatinë që gëzoni, të sakrifikoni nëse është e nevojshme edhe jetën tuaj, dijeni se nuk e keni kaluar provimin. Ibrahimi, siç dihet e kaloi këtë provim të tij, megjithëse vonoi përmbushjen e urdhrave të Allahut, sepse kush është i gatshëm t'i marrë jetën fëmijës së tij. Nëse prindërit do të mund të zgjidhnin, ata me siguri do të zgjidhnin që ata të vdisnin, kurse fëmijët e tyre të jetonin, dhe si është atëherë të ngresh dorën kundër fëmijës tënd dhe ta vrasësh atë. Sakrifica që ne i ofrojmë Allahut në formën e kurbanit është një formë e mirënjohjes dhe devotshmërisë sonë, ku ne vetëm themi: "Dëgjuam dhe jemi bindur".

Pastaj, përveç bindjes që ne shprehim derisa therim kurban, ne do të theksojmë një qëllim tjetër të therjes së kurbanit, dhe ai është vendosja e harmonisë në marrëdhëniet ndër-personale. Ne e dimë shumë mirë se kur e therim kurbanin, duhet të shpërndajmë një të tretën e mishit te të varfrit, një të tretën tjetër te miqtë, të afërmit dhe fqinjët, pavarësisht nëse ata janë myslimanë apo jo, dhe një të tretën e fundit mund ta mbajmë për veten.

Dhe do të doja të theksoja edhe një gjë, dhe kjo është se kurbani në vendin tonë është bërë te disa si gjë formale dhe çështje adeti, e më pak besimi dhe adhurimi. Si ashtu? Kur të shohim përreth fshatrave dhe lagjeve tona, do të shohim se pak ka të tillë që nuk therin kurban. Duke gjykuar nga përulësia që ata tregojnë kur blejnë, kujdesen e therin kurban, mund të themi se ata janë besimtarë të vërtetë, por është e pakuptueshme pse të njëjtët këta njerëz nuk janë të lidhur fort me namazin, agjërimin dhe të ngjashme. Këta njerëz nuk kanë shkuar tutje nga kuptimi formal të cilin e ka kurbani.

Ai që e kryen këtë veprim me qëllimin ekskluziv për të fituar kënaqësinë e Allahut xh.sh., dhe për të treguar bindjen e tij me këtë veprim, kurbani i tij do të jetë me të vërtetë, siç thotë Pejgamber a.s., kalorësi i tij përtej urës së Siratit.

Aishja r.a. transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Vepra më e mirë e njeriut dhe ajo që Allahu e do më shumë në Kurban Bajramin është derdhja e gjakut të kurbanit. Me të vërtetë kurbani në Ditën e Kiametit do të vijë me brirët, leshin dhe thundrat e tij. Në të vërtetë, gjaku i kurbanit arrin tek Allahu para se të bjerë në tokë, prandaj veproni mirë me kurbanet."[12]

Kurse, në hadithin vijues, Pejgamberi a.s. thotë: „O njerëz, therni kurban dhe llogaritni shpërblimin për gjakun e tij, sepse me të vërtetë gjaku i kurbanit, edhe pse bie në tokë, ruhet nga Allahu i Madhërishëm e i Lartësuar."[13]

1. Muhamed Seid Serdarević, Fikhul-ibadat, Sarajevë, 1968, f. 180. 2. Për më shumë, shih në: Abdulhamid Mahmud Tuhmaz, Fikhu hanefi, I, Prishtinë, 2008, f. 530-533. 3. Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi (Muttefekun alejhi). 4. Hadithin e shënon Muslimi. 5. Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi (Muttefekun alejhi). 6. Hadithin e shënon Dejlemiu. 7. Hadithin e shënon Bejhekiu. 8. Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi (Muttefekun alejhi). 9. Hadithin e shënojnë Muslimi dhe Nesaiu. 10. Hadithin e shënon Muslimi. 11. Hadithin e shënon Hakimi. 12. Hadithin e shënojnë Ibën Maxhe dhe Tirmidhiu. 13. Hadithin e shënon Taberaniu.

Mr. Muhidin Ahmeti

# Kurbani – flijim dhe vetëmohim

"Thuaj: Namazi im, sakrifica ime, jeta ime dhe vdekja ime janë vetëm për Allahun, Zotin e gjithësisë". (El-En'am, 162)

Praktika rituale e bërjes fli është e vjetër sa edhe historia e religjionit. Si Bibla, ashtu edhe Kurani fisnik shënojnë rrëfimin mbi kurbanet e dy bijve të Ademit a.s., nga të cilët njërit iu pranua, e tjetrit nuk iu pranua.

Interpretimi i këtij tregimi në Dhiatën e vjetër, dallon nga ai kuranor në një aspekt shumë të rëndësishëm, pa të cilin tregimi e humb vlerën dhe kuptimin e vazhdimësisë. Dhiata e vjetër preferon "majmërinë" e kurbanit, kurse Kurani – devotshmërinë e njeriut. Për Kuranin fisnik, me rëndësi vendimtare është motivi e jo lënda e kurbanit (sakrificës).

Duke mos i përmendur emrat, Kurani e çliron mendjen, ngjarjen nga prangat kohore dhe kështu tregimin e bën të hapur dhe aktual për çdo kohë. Të gjithë ne jemi bijtë e Ademit dhe gjithmonë në mesin tonë do të ketë nga ata, sakrificën e të cilëve do ta pranojë Allahu xh.sh. dhe nga ata sakrificën e të cilëve nuk do ta marrë fare parasysh. Therja e kurbanit është formë specifike e sakrifikimit islam dhe e traditës, e cila shtrihet deri te rasti që lidhet me Ibrahimin dhe të birin e tij, Ismailin a.s..

Një natë, Ibrahimi a.s., mori urdhër në ëndërr nga Allahu xh.sh. që ta flijojë djalin e vet, Ismailin. Kjo ishte sprova e Allahut drejtuar Ibrahimit a.s. dhe Ismailit.

Kurani e paraqet këtë ngjarje në këtë mënyrë: "Dhe kur fëmija (Ismaili) u rrit aq sa t'i ndihmojë në punë, Ibrahimi i tha: "O biri im,

**Ibrahimi a.s. është model për intelektualin e sotëm. Ai është shembull i dashurisë më madhështore ndaj idealit më të lartë, ndaj Krijuesit të Madhërishëm, shembull i flijimit të asaj që është më e dashura për njeriun, pasionit për pasuri e pasardhës.**



**Ismaili a.s., profeti i ardhshëm i Zotit, është po ashtu model për të rinjtë e sotëm. Është model i nënshtrimit të plotë ndaj urdhrit të Allahut xh.sh. dhe i dëgjueshmërisë shembullore ndaj prindit.**

kam parë ëndërr se duhet të të pres, çka mendon ti?" "O baba – tha (Ismaili): Vepro ashtu siç je urdhëruar; njëmend do të bindesh se nëse do Allahu – unë do të jem i durueshëm." Pasi e pranuan që të dy urdhrin, e rrëzoi (djalin) në krah. Ne i thirrëm: "O Ibrahim, ti e realizove ëndrrën. E Ne, me të vërtetë, kështu i shpërblejmë bamirësit. Kjo në të vërtetë ishte një sprovë e qartë. Dhe ne e zëvendësuam atë me një kurban të madh. Kurse përkujtimin e tij të mirë ua lamë brezave të ardhshëm." (Es-Safat, 102-107)

Vendosmëria e Ibrahimit që të bëjë sakrificë dhe gatishmëria e Ismailit që të bëhet sakrificë, ka qenë një sprovë shumë e madhe dhe e pashembullt në historinë e gjinisë njerëzore. I gatshëm ta flijojë djalin, lindja e të cilit ishte fryt i luftës dhe shpresës modeste pleqësore, gëzim i pritur gjithë jetën! Dhurata e Zotit që i duhej kthyer Zotit. Të bërit kurban të tij, për mendjen njerëzore do të thotë të prerit e palmës së gjelbër që i premton shpresë për zgjatjen e jetës shkretëtirës së vdekur, ndërsa për mendjen profetike ajo është të konfirmuarit e nënshtrueshmërisë ndaj përcaktimit të Zotit.

Kjo është ngritja e njeriut deri te dashuria më e lartë, dashuri që shkrin çdo dashuri tjetër, deri të vullneti i çeliktë, i cili eviton çdo gjë që rrezikon dorëzimin e plotë ndaj Zotit. Ai na jep çdo të mirë, e ne në shenjë mirënjohjeje, falim namaz dhe presim kurban. Ai që na urren do të mbetet i pa përkujtuar, ndërsa përkujtimi ynë është përkujtimi i Ibrahimit nga brezat e ardhshëm:

"Ne të dhamë ty, me të vërtetë, të mira shumë të mëdha. Prandaj falu dhe prej kurban për Zotin tënd! Ai që të urren ty, me siguri, do të jetë pa ardhmëri". (El-Kevther, 1-3)

Çdonjëri prej nesh, nganjëherë bie në sprova, vërtet më të vogla, por të ngjashme me atë të Ibrahimit a.s.. Ne e dimë më mirë ç'është, dhe cili është "Ismaili" ynë. Ai mund të jetë pasuria, pozita, pushteti, karriera etj. Çdo gjë që e duam afërsisht në atë mënyrë dhe në atë masë sikurse Ibrahimi Ismailin. A ka tek ne diçka të ngjashme me babanë e tillë dhe me djalin e tillë?

Para nesh janë dy breza, i vjetri që po perëndon dhe i riu në agim. Takimi i dy brezave nën idealin e besimit në Një Zot, gjen gjuhë të përbashkët dhe vija të plota konvergjente. Të dy këta breza, të dyja këto figura pasqyrojnë në mënyrë të plotë e të qartë përmes kësaj sprove, besimin e tyre të paluhatshëm tek Allahu xh.sh. Ata janë shembujt më të përkryer, të cilët pasqyrojnë dy kategori njerëzish në ditët tona: intelektualin dhe të riun e sotëm.

Ibrahimi a.s. është profeti i parë që përdori intelektin (metodën racionale) për t'i dëshmuar dukuritë natyrore dhe ekzistencën e Fuqisë absolute të Zotit. Në këtë pikëpamje, Ibrahimi a.s. është model për intelektualin e sotëm. Ai është shembull i dashurisë më madhështore ndaj idealit më të lartë, ndaj Krijuesit të Madhërishëm, shembull i flijimit të asaj që është më e dashura për njeriun, pasionit për pasuri e pasardhës.

Ismaili a.s., profeti i ardhshëm i Zotit, është po ashtu model për të rinjtë e sotëm. Është model i nënshtrimit të plotë ndaj urdhrit të Allahut xh.sh. dhe i dëgjueshmërisë shembullore ndaj prindit. Ai është model i sakrifikimit të çdo gjëje, qoftë edhe të asaj që është më e shenjta dhe më e shtrenjta për çdo njeri, jetës rinore në emër të Zotit dhe për zbatimin e urdhrit të Tij.

Ibrahimi a.s. ishte i gatshëm të flijojë edhe djalin e vet për hir të Allahut xh.sh., për idealin më madhështor, pa të cilin nuk ka ngritje dhe progres. Vetëm në emër të idealeve të larta, vetëm në emër të

**Sakrifica dhe vetëmohimi është baza e suksesit në jetë, e progresit në të gjitha fushat e jetës njerëzore.**

Allahut, mund të bëhen sakrifica të mëdha për të mirën e të tjerëve, për të mirën e popullit, për të mirën e atdheut dhe të njerëzimit në përgjithësi. Njerëzit bëhen të famshëm e të pavdekshëm vetëm nëse janë të gatshëm të flijojnë, qoftë edhe veten, për qëllime fisnike, ndërsa popujt bëhen të mëdhenj e të fuqishëm vetëm nëse stolisen me virtyte e ndjenja sakrifikuese dhe gatishmëri për të flijuar atë më të dashurën e më të çmueshmen për të mirën e përgjithshme, për prosperitetin dhe mirëqenien e njerëzimit.[1]

Kurani këtë e ka thënë qartë:"Ju kurrsesi nuk do të arrini mirësinë e plotë (prosperitetin), përderisa të mos sakrifikoni diçka nga ajo që e keni më të dashurën dhe më të



çmueshmen". (Ali Imran, 92) "Pasuria dhe fëmijët janë stolitë e jetës së kësaj bote, por veprat e mira, që mbeten përgjithmonë, janë të shpërblyera më mirë te Zoti dhe janë shpresa më e mirë." (El-Kehf, 46)

Historia e njerëzimit, sidomos historia e përhapjes së Islamit, është plot me shembuj që flasin shumë qartë se asnjë sukses – edhe ai më i vogli, nuk mund të arrihet pa sakrifica. Sa herë që bashkësia islamike bëhej e fuqishme shpirtërisht dhe e gatshme të japë çdo gjë prej vetes, atëherë myslimanët ecnin përpara dhe prosperonin.

Islami është konstruktiv dhe praktik dhe në pajtim me këtë janë përcaktuar edhe dispozitat dhe janë themeluar institucionet e tij. Të gjitha detyrimet materiale janë caktuar që t'i shërbejnë sa më mirë qëllimit të vet – shërimit të mjerimit material e shpirtëror të individit dhe shoqërisë.

Është parim i përgjithshëm etik se pa sakrifica nuk ka as vepra të mira. Sakrifica mund të shprehet në disa forma: materialisht, personalisht me vetëmohime, përpjekje intelektuale, punë fizike etj. Çdo individ, sipas aftësive të tij intelektuale, fizike dhe materiale, e ka obligim përpjekjen dhe vetëmohimin për të mirën vetjake dhe kolektive.

Obligimi i prerjes së kurbanit për ata myslimanë që kanë mundësi materiale, është shumëfish i dobishëm. Prerja e kurbanit ka disa domethënie: fetare, morale dhe sociale. Aspekti fetar manifestohet përmes gatishmërisë për flijim në shenjë bindjeje e mirënjohjeje ndaj Krijuesit të gjithësisë, sepse, tek Allahu nuk arrin mishi dhe gjaku i tyre, por arrin vepra dhe devotshmëria jonë të bëra me sinqeritet.

Domethënia morale e prerjes së kurbanit nënkupton çlirimin nga varësitë e ndryshme të pasurisë, egoizmit dhe koprracisë, sepse prerja e kurbanit është shenjë e dëlirësisë së zemrës, "dhe se Allahu e pranon atë vetëm nga ata që janë të mirë."

Shpresojmë që me prerjen e kurbanit, me simbolin e sakrificës, do të vrasim egoizmin në vete, do t'i afrohemi Allahut xh.sh., do të bëhemi më bujarë, më të afërt me njëri-tjetrin, më të moralshëm, më të fortë në fe, përkundër të gjithë atyre që mbjellin urrejtje e përçarje, bashkë me gënjeshtra e shpifje.[2]

Domethënia sociale e kurbanit shprehet me faktin se dy të tretat e mishit të kurbanit u jepen farefisit, miqve, fqinjëve dhe të njohurve, pavarësisht nga përkatësia fetare. Lëkurat e kurbaneve shiten në llogari të institucioneve fetare-arsimore dhe humanitare-shoqërore.

Ky është, pra, obligimi i kurbanit dhe kjo është njëkohësisht edhe rruga e Allahut, të cilën duhet ta ndjekim dhe për të cilën duhet të flijojmë: "O besimtarë! Kryeni obligimet tuaja ndaj Zotit dhe kërkoni mënyra si t'i afroheni! Luftoni (bëni përpjekje) në rrugën e Tij po deshët të shpëtoni". (Et-Tevbe, 24)

Ky ajet thekson qartë kushtet e lumturisë së gjithmbarshme. Njerëzit dhe bashkësitë që iu përmbahen me përpikëri këtyre kushteve, patjetër do të arrijnë shkallën më të lartë të zhvillimit dhe mirëqenies së tyre të përgjithshme.

Si përfundim, sakrifica dhe vetëmohimi është baza e suksesit në jetë, e progresit në të gjitha fushat e jetës njerëzore. Vetëmohimi dhe sakrifica zënë vend të lartë në shkallën e virtyteve në Islam. Vetë ritet fetare islame kanë vlerën e atyre virtyteve. Të gjitha këto na shpien në përfundimin se sakrifica është rruga kryesore që na shpie te mëshira e Zotit xh.sh..

*1. Ibrahim Hoxhiq, "Mbi të kuptuarit intelektual dhe primitiv të fesë", Sarajevë, 1971. 2. Glasnik, Sarajevë, 2000, fq. 185.*

**Resul ef. Rexhepi**

# Disa dispozita lidhur me vlefshmërinë e kurbanit

Personi që e ka obligim therjen e kurbanit, këtë veprim duhet ta bëjë personalisht. Mirëpo, nëse për shkaqe objektive, ai nuk ka mundësi vet, atëherë mund ta autorizojë tjetër kënd, gjë që është e lejuar. Gjithashtu, është e lejuar që nëse dëshiron të hollat e përgatitura për kurban, mund t'ia dorëzojë institucionit, i cili do ta realizojë këtë me besnikërinë më të madhe. Shembulli më i mirë për këtë është organizimi që bëjnë organet e Bashkësisë Islame në vendin tonë, duke e bërë nijet për atë që e ka bërë porosinë për kurban.

Bashkësia Islame e Kosovës, për sa i takon therjes së kurbaneve, tashmë ka një përvojë dhe eksperiencë mbi 50 vjeçare dhe këtë punë e bënë me shumë përgjegjësi. Numri i porosive për kurbane që bëhet në adresë të Kryesisë, si nga brenda ashtu edhe nga jashtë Kosovës, më së miri e vërteton këtë. Nga i tërë ai kontingjent i mishit të kurbanit që iu shpërndahet familjeve në nevojë dhe shumë institucioneve tjera meritore, është një ndihmesë që nuk bënë të nënçmohet.

Nga ana tjetër, kjo është një ndihmesë e madhe për të gjithë ata që banojnë në ndërtesa shumëkatëshe nëpër qytete, sepse kushtet banesore e pamundësojnë një veprim të tillë. Mjafton vetëm sikur ta imagjinojmë se gjatë stinës së verës, kur temperaturat janë goxha të larta, të therët kurbane në disa qindra vende në një qytet.

Prandaj, porosia që mund të bëhet në Kryesi të BI-së, në Medrese, në këshillat e BI-së dhe tek imamët e xhamive, na lehtëson shumë që ta zbatojmë këtë veprim të Sheriatit dhe të fitojmë sevape të panumërta te Allahu i Gjithëmëshirshëm. Megjithëkëtë që sapo e thamë, në vazhdim do t'i shpjegojmë edhe disa detaje që kanë të bëjnë me kurbanin.

## Cila kafshë mund të bëhet kurban?

Në mënyrë që kurbani i therur prej individit të ngarkuar me përgjegjësinë e therjes së kurbanit të llogaritet i vlefshëm, duhet me e ditë se cilat kafshë mund të bëhen nijet për kurban, çfarë kushte duhet të plotësojnë dhe cila është mënyra e therjes së saj.

Prandaj, është e nevojshme të dihet se jo çfarëdo kafshe mund të bëhet kurban. Sheriati edhe këtë çështje e la ligjësuar deri në detaje. E, pra, kurban mund të bëhet:

1. dashi, delja, dhia, cjapi nga gjedhet e imëta (që e ka plotësuar një vit e më shumë),
2. kau, lopa, bualli, buallica (që kanë mbushur dy vjet) nga gjedhet e trasha. E pra, kafshët të cilat lejohet të theren kurbane janë si u përmenden më sipër, për faktin se Allahu i Madhërishëm në Kuran ka thënë: "Ne i kemi caktuar çdo populli vendtherjen (e kurbanit), me qëllim që ta përmendin Emrin e Allahut për arsye se i furnizoi ata me kafshët, i adhuruari juaj është një Zot, andaj vetëm Atij duhet t'i dorëzoheni dhe përgëzoi të dëgjueshmit!" (El Haxhxh, 34).



**Bashkësia Islame e Kosovës, për sa i takon therjes së kurbaneve, tashmë ka një përvojë dhe eksperiencë mbi 50 vjeçare dhe këtë punë e bënë me shumë përgjegjësi. Numri i porosive për kurbane që bëhet në adresë të Kryesisë, si nga brenda ashtu edhe nga jashtë Kosovës, më së miri e vërteton këtë.**

Gjedhet e trasha duhet t'i kenë mbush dy vjet e jo më pak. Gjedhet e trasha mund të bëhen kurban p.sh. për një, dy e deri në shtatë kurbane – për shtatë persona. Me këtë rast, është kusht që të gjithë pjesëmarrësit ta kenë për qëllim kurbanin, sepse nëse gjashtë prej tyre e kanë nijetin për kurban kurse njëri për mish, atëherë që të gjithë e kanë humbur sevapin e kurbanit dhe llogaritën sikur të mos kenë therë kurban. Gjedhet e imëta mund të bëhen kurban vetëm për një dhe duhet të kenë mbushur së paku një vit. Nëse qengji gjashtëmuajsh është po aq i madh dhe i bëshëm sa një qengj njëvjeçar, është e lejuar që edhe ai të bëhet kurban.

Është e rëndësishme si për nga qëllimi dhe domethënia e ibadetit, ashtu edhe nga ana shëndetësore, që kurbani që do të theret për ibadet e për hir të Allahut të ketë mish të bollshëm, të jetë i shëndetshëm dhe t'i ketë gjymtyrët të plota. Në këtë këndvështrim, në kafshët e zgjedhura për kurban, është e rëndësishme që të mos ketë ndonjë mangësi që mund të bëhet për therjen e saj për kurban. Në Kuran urdhërohet që ajo çka besimtarët fitojnë të jetë e pastër, e mirë dhe të konsumohet në rrugë të Allahut. Kjo bukur është e përshkruar në ajetin 267 të sures "El-Bekare". E pra, na është urdhëruar e thënë që gjërat e këqija dhe të panevojshme që s'do t'i pranonim as për vete, të mos mundohemi t'i dhurojmë për të shlyer borxhin ndaj Allahut. Prandaj, nisur nga ky parim, nuk është e pëlqyeshme që për kurban të theret një kafshë që ka shumë mangësi.

Kafsha e dedikuar për kurban nuk guxon të jetë e sëmurë ose me të meta të dukshme. Kështu që: kafsha e verbët në një ose në dy sy, asaj që i mungon më shumë se gjysma e veshit, ose e bishtit, ajo që i ka brirët e thyer, që i ka të gjithë ose më shumë se gjysmën e dhëmbëve të rënë, ajo që është dukshëm e ligë, ajo që shqepon (e çalë), ajo që nuk mund të shkon deri te vendi i therjes me këmbët e veta, ajo që shihet dukshëm se është e sëmurë, e të ngjashme nuk bënë të bëhet kurban.

Prandaj, kurbani duhet të jetë: i shëndosh, i majmë dhe i pa të meta. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kurbanet e juaj le të jenë të mëdhenj (të ushqyeshëm e të majmë), sepse ata do t'ju mbartin mbi Urën e Siratit".

Nga ana tjetër, ka disa mangësi të cilat edhe në qoftë se gjenden te kafsha e dedikuar për kurban, nuk e pengojnë bërjen e saj kurban. Ja disa të meta të tilla:

- Sytë e shtrembër apo shikimi i dobët.
- Çalimi i vogël në një këmbë, ndërkohë që këmbët tjera i ka të shëndosha.
- Mungesa e brirëve që nga lindja (shyt/e).
- Veshët e shpuar ose majat e veshëve të prera ose i ka të vegjël që nga lindja.
- Rënia e disa dhëmbëve, gjithsesi ma pak se gjysma.

Prandaj, kafsha me mangësi të tilla është mekruh të theret për kurban, por sidoqoftë është e lejueshme.

## Therja e kurbanit

Me këtë rast le të nënvizojmë edhe këtë: meqenëse therja e kurbanit ka karakter fetar, konsiderohet ibadet, me këtë rast duhet treguar kujdes që therja të bëhet në mënyrë sa më të lehtë. Kjo nënkupton që deri te vendi i therjes kafshën duhet dërguar pa e munduar ose pa i mëshuar, duhet përpjekur që me lehtësi ta rrëzojmë në tokë, duhet shtrirë në anën e majtë, duhet kthyer kah kibla, këmbën e mbrëmë të djathtë mundësisht me ia lënë të lirë, thikën duhet mprehur me kohë dhe mirë, dhe, mundësisht, kafshës të mos i tregohet thika. Pejgamberi a.s., lidhur me këtë, ka urdhëruar: "Allahu ka pranuar që gjithçka të kryhet me mirësi. Ndaj dhe duke therur një kafshë, thereni me ndjesi të mirësisë. Dikush mes jush që ther kurban, le ta mpreh mirë thikën dhe të mos e bëjë të vuaj kafshën që do ta therë."

**Kafsha e dedikuar për kurban nuk guxon të jetë e sëmurë ose me të meta të dukshme.**

Kur të bëhen të gjitha përgatitjet e duhura e para se me filluar me therjen, duhet cituar : "Me të vërtetë namazi im, adhurimi (kurbani) im, jeta ime dhe vdekja ime i përkasin thjesht Allahut, Zotit të botëve. Ti nuk ke ortak..." (El En'am, 162-163) vazhdojmë me tekbirin dhe duke thënë "Bismil-lahi Allahu ekber" dhe pastaj fillojmë me e therë. Akoma ma mirë se kaq është nëse e lexojmë duanë e therjes së kurbanit:

Bismil-lâhi Allâhu ekber!

Allâhumme hadha minke ve leke. Inne salati ve nusuki ve mahjaje ve memati lil-lahi rabbil-alemin, la sherike leke, ve bi dhalike umirtu ve ene evvelul-muslimin. Allahumme

tekabbel minni kema tekabbelte min Ibrahim haliluke ve Muhammedin aljehis-salatu ves-selam! (El-Fatiha).

Me emrin e Allahut, Allahu është i Madh!

O Zoti ynë, ky kurban është nga Ti dhe për Ty. Vërtet namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime i përkasin thjesht Allahut, Zotit të botëve. Allahu nuk ka ortak, me këtë jam urdhëruar dhe unë jam i pari i myslimanëve.

O Zot, pranoje këtë kurban nga unë, ashtu siç e ke pranuar nga miku Yt, Ibrahimi, dhe nga Muhamedi, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të! (El-Fatiha)

Ai që e therë kurbanin duhet të bëjë kujdes që të mos i shkaktojë vuajtje kurbanit, kurse thikën duhet mbajtur në dorën e djathtë. Enes bin Maliku tregon se ka parë se si Pejgamberi a.s. kishte marrë dy desh të majmë për kurban, dhe duke e mbështetur këmbën mbi të tha: "Bismil-lahi Allahu ekber" dhe pastaj e theri me duart e veta!"

Kafshët duhet therë nën qafë (në fyt) afër nofullës, duhet prerë gabzherrin e ushqimit, ujit dhe dy arteriet-karotidet. Kjo mënyrë quhet "dhebh" për dallim nga "nahri" që aplikohet te devetë. Është e dëshirueshme (mystehab) me pritë derisa kafshës t'i rrjedh gjaku dhe të mos mund të lëviz. Mirë është (mendub) që therjen ta bëjë pronari, e në pamundësi që ta bënë, ai mund ta autorizoj dikë tjetër, por natyrisht, dikë që është mysliman dhe vetë të qëndrojë pranë e ta shikojë procesin e therjes. Pas therjes së kurbanit, pronari është mirë që t'i falë dy reqate namaz.

## Si ndahet mishi i kurbanit

Mishi i kurbanit duhet ndarë në tri pjesë: një pjesë duhet dhënë të varfërve dhe nevojtarëve, pjesën e dytë të afërmve, fqinjëve dhe farefisit, pjesën e tretë mund ta ndalë për nevojat familjare. Ndarja e mishit në



këtë mënyrë është mendub, pra një sjellje e mirë dhe e pëlqyeshme.

Allahu xh.sh. në Kuran ka urdhëruar:"Dhe hani prej mishit të tyre (të kurbanit) si dhe ushqeni nevojtarin e varfër!" (El Haxhxh, 28).

Si dhe ajeti tjetër: "E devetë dhe gjedhet (për kurban) ua kemi bërë prej dispozitave të Allahut për flijim, e ju prej tyre keni dobi, andaj përmendni Emrin e Allahut duke qenë ato në këmbë (të përgatitura për therje), e kur të bien ato në tokë (dhe t'u dalë shpirti), hani prej tyre dhe ushqeni atë që lypë dhe atë që nuk lyp. Kështu, ato ua vëmë në shërbimin tuaj që ju të jeni mirënjohës!." (El Haxhxh, 36).

Mishi, lëkura, dhjami, koka, leshi i kurbanit nuk bënë të shiten. Nëse rastësisht diç nga të përmendurat janë shitur, parat e tyre duhet dhënë për sadaka. Madje, nëse kafshës për kurban, përpara se të therët i është marrë qumështi ose i është qethur leshi, edhe vlera e këtyre duhet dhënë për sadaka. Lëkura e kurbanit lejohet që të mbahet për nevoja të shtëpisë, ndonëse më e mirë është t'u jepet institucioneve humanitare.

Pejgamberi a.s. lidhur me shitjen e lëkurës së kurbanit ka deklaruar: "Kush e shet lëkurën e kurbanit të tij, ai nuk ka therë kurban".

Nuk lejohet, gjithashtu, që personit i cili e ka kryer therjen (kasapit) t'i jepet si kompensim lëkura, kryet ose një sasi mishi. Hasreti Aliu tregonte: "Pejgamberi a.s. më dërgonte që të interesohem për devetë e destinuara për kurban, duke më urdhëruar që të dhuroja nga mishi, lëkura e leshi i tyre dhe të mos e bëja pagesën e therësit (kasapit) prej këtyre" e duke shtuar më tej "Pagesën e kasapit e bënim nga ana jonë!"

Pas therjes së kurbanit, vendi ku është bërë therja duhet të pastrohet sa më mirë. Është e nevojshme që mbetjet e kafshëve të groposën sa ma thellë në tokë dhe nëse është e mundur të mos mbetet asgjë në sipërfaqe. Një sjellje e tillë është shprehje e respektit për kafshën dhe për ibadetin e kurbanit. Edhe disa çështje lidhur me kurbanin:

## A theret kurban për të vdekur?

Sipas Sheriatit lejohet therja e kurbanit me qëllim që sevapin e therjes së tij t'ia dhurojë prindërve ose të dashurve të tij të tjerë që kanë vdekur. Sikurse njeriu që mund të jep sadaka ose edhe ta kryej haxhin për të vdekurin, njëjtë mundet edhe

të ther kurban. Vetë Pejgamberi a.s. kishte therur kurban në emër të njerëzve nga ymeti i tij që nuk mund të thernin kurban. Transmetohet se Aliu r.a. therte dy desh, ndër të cilët njërin për Pejgamberin a.s.. E, kur e pyetën për këtë tha: "I Dërguari i Allahut më ka lënë amanet që të ther kurban për të sa të jem gjallë. Kurrsesi nuk e lë pa e bërë këtë."

* Nëse dikush, me të hollat që fiton vetë, ther një kurban me qëllim që sevapin t'ia dhurojë një të afërmi të vdekur, nga mishi i tij mund të hajë edhe vetë e edhe t'iu dhurojë të tjerëve. Ky lloj kurbani, nuk e ka kohën e caktuar, mund të theret edhe para edhe gjatë Bajramit, pra, mund të theret në çdo kohë.

Në qoftë se ndokush e ka lënë amanet-porosi që pas vdekjes së tij të theret kurban në emër të tij, ai kurban duhet të therët vetëm gjatë ditëve të Bajramit, dhe i tërë mishi i tij duhet dhënë si sadaka (nuk i lejohet të ndal mish për familje).

A lejohet që gjatë Kurban-Bajramit, në vend të therjes së kurbanit të jepet sadaka, në masë të kurbanit ose edhe ma shumë?

Kjo është e lejuar, dhe ai që e ka bërë këtë ka fituar sevapin e dhënies së sadakasë, por nuk e ka fituar sevapin e kurbanit. Detyrimin e kurbanit nuk e ka çuar në vend.

## Për ta përmbyllur

Nga sa u tha më sipër, lehtë mund të konkludohet se institucioni i kurbanit ka një rëndësi të veçantë. Krahas faktit se ai konsiderohet ibadet, me se njeriu falënderon Allahun e Gjithëmëshirshëm për dhuntitë e dhuruara, shprehë bindjen dhe sinqeritetin e tij ndaj Krijuesit, ai ka edhe karakter human e solidarizues. Përmes mishit të kurbanit, myslimani solidarizohet me skamnorët, nevojtarët dhe fëmijët e varfër ose jetimë. Në këtë mënyrë, iu mundësohet që edhe familjet e varfra, së paku në këtë ditë të bekuar të Bajramit, ta kenë sofrën më të begatshme se zakonisht. Edhe fëmijët e familjeve të varfra kanë të drejtë të gëzohen, e a ka ma mirë se me e gëzua dikë ditën e Bajramit?! Nuk duhet harruar se puna më e mirë që mund ta bëjë myslimani ditën e Bajramit është pikërisht therja e kurbanit, siç konfirmon hadithi i Pejgamberit a.s..

Kurbani i therur për hir të Allahut, në Urën e Siratit, që do të jetë një urë shumë e vështirë për t'u kaluar për në Ahiret, do të ndihmojë si kafshë mbartëse. Pejgamberi a.s. për këtë çështje kishte thënë: "Zgjidhni për kurban kafshën më të mirë e më të bukur, sepse ajo do t'ju mbartë juve mbi Urën e Siratit!"

Rëndësia e kurbanit konsiston edhe në shumë vlera që ne mbase edhe nuk i njohim, sepse, ibadetet në të vërtetë, më shumë se sa për çdo vlerë e dobi jetësore, duhet kryer në radhë të parë për hir të Allahut xh.sh., për ta fituar kënaqësinë e Tij. Megjithatë, gjithmonë duhet pasur në mend se, përveç sa u tha më sipër, qëllimi final i kurbanit është bamirësia, sinqeriteti, besimi, afrimi te Allahu i Lartmadhërishëm, është devotshmëria: "Tek Allahu nuk arrin as mishi as gjaku i tyre, por te Ai arrin devotshmëria juaj." (El Haxhxh, 37).

> **"Zgjidhni për kurban kafshën më të mirë e më të bukur, sepse ajo do t'ju mbartë juve mbi Urën e Siratit!"**
>
> *(Hadith)*

Ibadetet në përgjithësi, në këtë rast ibadeti i kurbanit në veçanti, kërkon nga besimtari sinqeritet, dëlirësi dhe devotshmëri. Duhet ndjekur kënaqësia e Allahut, pasi shpërblimin e tyre e cakton dhe e dhuron vetëm vullneti i Allahut. Për këtë arsye, duhet synuar vetëm që të arrihet kënaqësia e Zotit. Këtë e vërteton ky hadith i Pejgamberit a.s.: "Vlera e veprave është vetëm sipas qëllimeve. Gjithkush ç'ka pasur për synim e për qëllim, veç atë do të arrijë të shtijë në dorë." Në këtë këndvështrim, qëllimi i parë dhe i fundit në therjen e kurbanit duhet të jenë dëlirësia e besimit, përkushtimi (ihlasi), devotshmëria (takva) dhe afrimi ndaj Allahut (kurbijet). Në të kundërtën, në mos qofshin të tilla qëllimet e synimet, mishi dhe gjaku i kurbaneve nuk ka asnjë vlerë në praninë e Allahut xh.sh..

*Literatura e konsultuar:*

1. *Kurani i Madhërishëm, përktheu prof. Hasan I. Nahi, botim i përkthyesit, Prishtinë, 1988.*
2. *Kurani Fisnik, përktheu H. Sherif Ahmeti, botoi: "Kompleksi i Mbretit Fehd për shtypjen e Kur'anit të ndershëm, Medinë, pa v. b.*
3. *Muhammad Fu'ad 'Abdul-Bâkî, el-Mu'xham el-mufahras li elfâdh el-Kurân el-Kerîm", 1987, Kajro.*
4. *El-Imâm Alauddîn Ebî Bekr b. Mesud El-Kasânî El-Hanefî, "Bedâiu's-Sanâi'fî tertîbi sh-Sherâi'", botoi "Dâru-l-ihjâi al-turâth al-arabî", bot. i tretë, 2000 (1421), Bejrut. Prof. Muhammed Mustafâ Esh-Shelebî, "El-Medhal fit-tarîf bil-fikhi-l-islâmij", botoi "Dâr an-Nahda al-Arabijje", 1969, Bejrut.*
5. *Abdurrahmân El-Xhezirî, Kitâbu 'l fikh 'alel medhâhebil erbeati, "Dâr u rrejân lit-turâth, bo.t i parë, Kajro, 1987.*
6. *Afif Abdyl-Fettâh Tabbâre, "Rûhud-dîn el-Islâmij" bot. i 10, 1973, botoi "Dâru-l-ilm lil melâjîn", Bejrut.*
7. *Muhamed Ferid Vexhdi, "El-Islâmu fî 'asri-l-'ilm'", botoi "Dâru-l-kitâb el-arabij", 1967, Bejrut.*
8. *Dr. Subhi Es-Sâlih, "En-Nudhûmu-i-Islâmijje", botoi "Dâru-l-ilm' lil melâjîn", 1968, Bejrut.*
9. *Ekipi i Studimeve Akademike, Stamboll-Turqi, Udhërrëfyesi i një myslimani (adhurimet), botoi "Prizmi", Tiranë, 2010.*
10. *Ali Zaimi, Resul Rexhepi dhe Jusuf Zimeri, Ilmihal i zgjeruar, Tiranë, Prishtinë, Shkup, 2018.*
11. *Muhamed Ali. el-Bureni, Çështjet të fikhut sipas Kuduriut, bot. Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, 2002, Prishtinë.*
12. *Es-Sejjid Sâbik, Fikhu s-Sunneh, bot. i pestë, 1983, Bejrut.*

Dr. Valmire Batatina Krasniqi

# Dita e Kiametit dhe popujt e shkatërruar në këndvështrimin e kaptinës “El-Kamer”

Kaptina “El-Kamer” paralelisht me karakteristikat e përgjithshme të sureve mekase, e përbërë nga vetëm 55 ajete, ngërthen tematika të larmishme në vetveten e saj. Ndër tematikat më të rëndësishme janë çështjet e besimit, me theksim në besimin në botën e ardhshme (Ahiretit), afrimi i çastit të shkatërrimit të përgjithshëm të kësaj ekzistence dhe rrëfimi i disa fragmenteve të këtij fenomeni që janë përshkruar me një stil mbresëlënës.

Po ashtu kjo kaptinë që nga fillimi deri në fund vë në pah disa karakteristika thelbësore të popujve të lashtë dhe masat ndëshkuese ndaj tyre me një përshkrim të trishtueshëm. Këto masa ndëshkuese janë të rëndësishme për nga karakteri i historisë njerëzore për shkak se hapin horizontin e konceptimit të mentalitetit të përgjithshëm të individëve të një shoqërie të gjykuar me shkatërrim. Pra kaptina “El-Kamer” në kuptim të gjerë përcjell mesazh besimi dhe paqeje te besimtarët, që është më se i nevojshëm për zhvillimin e tyre shpirtëror dhe moral, ndërsa për mohuesit dhe përgënjeshtruesit e së vërtetës përmban mesazhe qortuese.

## Lidhmëria e kësaj kaptine me kaptinën paraprake dhe kaptinën pas saj

Se ekziston një harmoni dhe një lidhmëri e bukur dhe e ngushtë në mes kaptinës “El-Kamer” dhe “En Nexhm” mund të vërehet qartë në radhitjen e tyre kuranore. Kaptina “En Nexhm” përfundon rrëfimin me përshkrim të fuqisë së Zotit që manifestohet në jetën dhe vdekjen e njerëzve, në krijimin e çdo qenieje në dy gjini dhe në afrimin e shkatërrimit të përgjithshëm (kiametit).[1] Ndërsa, kaptina “El-Kamer” në fillim rrëfen afrimin e shkatërrimit të përgjithshëm; pra fundin e botës, e cila shprehet si një paralajmërim për politeistët. Rrëfimin e vazhdon me përshkrimin e fuqisë së Zotit që manifestohet me mrekullinë e ndarjes së hënës në dy[2], e që njihet si një nga mrekullitë e Profetit Muhamed a.s., të regjistruar në shumë transmetime autentike të shokëve të tij. Një nga anët me të cilat paraqitet lidhmëria ndërmjet këtyre dy kaptinave, e që është aq e dukshme dhe mbresëlënëse, sikurse lidhja ndërmjet yjeve dhe hënës, është harmonia në emërtimet e tyre. Përveç kësaj, populli i Adit, Themudit dhe Nuhut a.s., të cilët u shkatërruan si rezultat i përgënjeshtrimit të pejgamberëve, përbuzjes dhe mohimit të rrëfyera në kaptinën “En Nexhm”,[3] shihet që zënë vend edhe në kaptinën “El-Kamer”.

Kaptina “Err Rrahman”, që në radhitjen kuranore pason kaptinën “El-Kamer”, e shton edhe më shumë



**Pas prezantimit të masave ndëshkuese kundër popujve te lashtë, u drejtohet idhujtarëve mekas, duke u përcjellë mesazhin se vazhdimi i tyre me mohim, do të rezultojë me pësimin e tyre në këtë botë, kurse tmerri që i pret në botën tjetër do të jetë shumë më i rëndë.**

madhështinë e lidhmërisë së këtyre kaptinave ndërmjet vete. Duket sikur e gjithë kaptina "Err Rahman" është vazhdim dhe shpjegim i vargjeve të fundit të kaptinës "El-Kamer". Në kaptinën "El-Kamer", pas prezantimit të masave ndëshkuese kundër popujve te lashtë, u drejtohet idhujtarëve mekas, duke u përcjellë mesazhin se vazhdimi i tyre me mohim, do të rezultojë me pësimin e tyre në këtë botë, kurse tmerri që i pret në botën tjetër do të jetë shumë më i rëndë. Përfundimi i kaptinës "El-Kamer" me përshkrimin e fundit fatlum të atyre që besuan dhe u ruajtën prej të ligave përshkruhet gjerësisht edhe në kaptinën "Err Rrahman". Siç shihet në këto kaptina të renditura njëra pas tjetrës flitet rreth çështjes së besimit, afrimit të shkatërrimit të përgjithshëm, disa karakteristikave thelbësore të popujve të lashtë dhe përfundimit famëkeq të tyre, po ashtu përmendet edhe përfundimi i ndritshëm i atyre që besuan dhe u larguan nga punët e liga.

## Referimi i kaptinës "El-Kamer"

Rrëfimet në Kuranin fisnik nganjëherë trajtohen në mënyrë të përgjithshme e nganjëherë sillen në kushtim të veçantë. Duke u bazuar në këtë, kaptina "El-Kamer" fillon rrëfimin me afrimin e shkatërrimit të përgjithshëm; pra Ditës së Kiametit dhe i referohet politeistëve me dëshminë e ndarjes së hënës në dysh si argument për ta, edhe pse nuk e besuan duke pretenduar se ajo ishte një magji dhe vazhduan me mohim e blasfemi.[4] Më pas, Allahu i Madhëruar tregon faktin se politeistëve u është ofruar e vërteta (Kurani) për t'i nxjerrë nga errësira në dritë me aso lajmesh (të popujve të lashtë), ku ka mjaft këshilla për ata që kuptojnë. Meqë paralajmërimet në asnjë mënyrë nuk i ndriçuan zemrat e tyre dhe vazhduan me kokëfortësi në mohim, Allahu i Madhëruar zbriti ajetin "Pra, largohu prej tyre..." me të cilin urdhëron të Dërguarin e Tij që duke u larguar prej tyre të presë dënimin që Ai u përgatiti atyre.

## Përshkrimi i Ditës së Kiametit në kaptinën "El-Kamer"

Kiameti apo shkatërrimi i përgjithshëm në literaturën islame është përkufizuar si një periudhë që fillon me ringjalljen e të vdekurve pas ndryshimit të madh që do të ndodhë në sistemin kozmik me të cilin është e lidhur bota dhe që vazhdon deri në pafundësi.[5] Edhe pse nuk ka të dhëna se kur do të ndodhë saktësisht, në Kuran flitet shumë rreth ndodhisë së kiametit dhe thuhet se do të vijë papritur dhe se njerëzit duhet të jenë gjithmonë të gatshëm për të. Duke qenë se rrëfimi i përgjithshëm në kaptinën "El-Kamer" është ndërlidhja e elementeve të kiametit me njëra-tjetrën, ato përshkruhen në dy fragmente të përgjithshme. Fragmenti i parë me të cilin fillon përshkrimi i ditës së fundit; pra, vargu "U afrua ora"[6] po aq sa është i shkurtër dhe i shpejtë është edhe në harmoni me ritmin i cili mbizotëron në kaptinë. Kjo harmoni mbresëlënëse përshkruan shumë seri që ndjekin njëra-tjetrën në intervale



të afërta, si dhe skena të gjalla dhe prekëse. Qëllimi i fillimit të kaptinës me këtë paralajmërim sipas Tantaviut është t'u kujtojë njerëzve për fragmentet e vështira të Ditës së shkatërrimit të përgjithshëm dhe t'i inkurajojë ata që të përgatiten për atë ditë në një mënyrë të duhur me besim dhe vepra të mira.[7] Më pas rrëfimi vazhdon me faktin që edhe pse Kurani është dituri e këshillë e përsosur, nuk u bën dobi arrogantëve të cilët këmbëngulin në mohim dhe mosmirënjohje ndaj Zotit dhe të përzgjedhurve të Tij. Ata janë për të cilët thuhet se kur Israfili thërret për ringjallje, do të dalin prej varreve si karkalecat që nuk kanë ndonjë orientim të caktuar në qarkullim. Përshkrimi i këtij fenomeni të paparë dhe të vështirë përfundon me fjalët: “Kjo është ditë e vështirë”,[8] pra ajo është ditë e vështirë për mohuesit.

Fragmenti i dytë në të cilin përshkruhet kiameti është ndëshkimi përfundimtar i mohuesve: “Por jo, afati i tyre është kiameti, e kiameti është edhe më i vështirë, edhe më i hidhur.”[9] Pra kjo lë të nënkuptojë se ata që mohuan dhe vazhdojnë të kundërshtojnë tregimet e popujve të mëparshëm të dënuar me përmbytje, klithma, erëra, rrufe etj., do të kenë një dënim më të ashpër dhe më të tmerrshëm se sa këto shkatërrime. Ata që kundërshtojnë Allahun dhe profetët e Tij janë në një huti dhe ndëshkim, i cili shkakton një mundim (psiko-fizik) në mendjet dhe shpirtrat e tyre. Pra keqbërësit janë të humbur si në këtë jetë ashtu edhe në jetën tjetër, kur fytyrat e tyre të tërhiqen zvarrë në zjarr e t'u thuhet: “Shijoni zjarrin e Xhehenemit!”[10] Zoti i Madhërishëm në dritën e këtyre figurave të frikshme përcjell mesazhin se përderisa jobesimtarët të tërhiqen zvarrë në Xhehenem dhe të hidhen në zjarr të nënçmuar, ata që pasojnë rrugën e Allahut dhe profetëve të Tij janë të bekuar në paqe dhe rehati (në parajsë).[11]

## Popujt e shkatërruar në këndvështrimin e kaptinës “El-Kamer”

Kaptina “El-Kamer”, së bashku me prezantimin e disa skenave të kiametit, rrëfen edhe masat ndëshkuese me të cilat u përballën disa popuj të lashtë sikur që ishin populli i Nuhut, Adit, Themudit, Lutit dhe Faraonit.

Rrëfimi mbi popujt e lashtë fillon me përgënjeshtrimin e popullit të Nuhut: “Populli i Nuhut që ishte para tyre përgënjeshtroi, dhe robin Tonë (Nuhun) e quajti rrenacak dhe thanë: “I marrë!” dhe iu bë kërcënim”[12] dhe vazhdon me ndëshkimin dhe përfundimin famëkeq të tyre: “Atëherë Ne me një shi të vrullshëm i hapëm dyert e qiellit, dhe Ne tokën e zbërthyem në burime uji, kurse uji u bashkua siç ishte caktuar.”[13] Nga ky ajet kuptohet fakti se populli i Nuhut për shkak të mohimit të profetit të tyre, përgënjeshtrimit dhe kërcënimit u ndëshkuan me një shi të vrullshëm nga qielli dhe me një tokë të shndërruar në burime uji (vërshim), nga i cili shpëtoi vetëm ai (Nuhu a.s.) dhe ata që besuan profetësinë e tij: “Ndërsa Nuhun e bartëm në një barkë (të ndërtuar) prej dërrasash dhe gozhdësh. Që lundronte në mbikëqyrjen Tonë.”[14] Sipas komentatorëve të Kuranit, mënyra e përshkrimit të anijes në këtë ajet me një strukturë të thjeshtë të përbërë nga vetëm dërrasa dhe gozhda, dhe përmendja e shpëtimit e jo ndëshkimit është dëshmi që mëshira e Zotit e kishte kaluar zemërimin e Tij.[15] Në vazhdim të rrëfimit, konkretisht në vargun e pesëmbëdhjetë, trajtohet fakti se përmbytja e popullit të Nuhut është një kujtim apo shenjë nga Allahu i Madhëruar për ata të cilët mendojnë, i vënë veshin dhe marrin mësim nga ndëshkimi, paralajmërimi i mesazhit hyjnor. Rrëfimi merr fund me këshillën se Kurani është i lehtë për t'u kuptuar, kujtuar dhe mësuar për të gjithë ata që dëshirojnë të përfitojnë nga të begatitë e tij.

Edhe populli i Hudit, si rrjedhojë e përgënjeshtrimit dhe rebelimit ndaj profetit të tyre, pas shumë këshillave dhe paralajmërimeve, u ndëshkua me një erë të fortë, të stuhishme dhe të pandërprerë në një ditë fatkeqe. “Atyre Ne një ditë fatkeqe të përjetshme u lëshuam një erë të fortë.”[16] Komentatorët e Kuranit thonë se fraza “ditë fatkeqe” e përmendur në këtë ajet ka për qëllim dënimin me një erë aq të fuqishme saqë asgjë e madhe apo e vogël nuk do ti shpëtonte dhe mendohet se ajo do të vazhdojë kohë pas kohe deri në ditën e kiametit.[17] Rrëfimi i kësaj fatkeqësie të madhe dhe tronditëse vazhdon me një përshkrim metaforik dhe të hollësishëm të kësaj ere që nxirrte njerëzit nga vendqëndrimi i tyre sikur të ishin trungje hurmash të shkulura. Dhe pas këtij përshkrimi artistik, rrëfimi përfundon me ajetet paralajmëruese dhe këshilluese: “Dhe çfarë ishte ndëshkimi Im dhe vërejtja Ime? Ne Kuranin e bëmë te lehtë për të kuptuar, a ka ndokush që merr këshillë?!” Pra, për mohuesit dhe përgenjështruesit masat ndëshkuese janë të këtilla. Kurani është i lehtë dhe i qartë për këdo që dëshiron të marrë mësime dhe këshilla nga këto rrëfime të vërteta dhe shembullore. Përsëritja e këtyre vargjeve pas çdo rrëfimi ka për qëllim ngulitjen e tyre në zemrat e atyre që dëshirojnë të marrin mësim.

Një ndër popujt të cilët ndoqën rrugën e ngjashme të gabuar të popujve paraprak ishte edhe fisi Themud, te të cilët Salihu a.s. u dërgua si pejgamber. Ky popull mohoi dhe përgënjeshtroi të dërguarin e tyre duke e konsideruar si të kotë ndjekjen e një njeriu në mesin e një turme njerëzish, i cili nuk ishte nga të parët e tyre dhe nga të fuqishmit, përkundrazi ishte nga mesi i të dobëtëve.[18] Kur Salihu a.s. i paralajmëroi ata se kundërshtimi dhe mohimi i të dërguarve dhe librave të zbritura me ta do të bëhet shkak i

futjes së tyre në zjarr, nga kokëfortësia e tyre thanë: “A, atij nga mesi jonë iu dha shpallja? Jo, por ai është një gënjeshtar mendjemadh!”. Ata po ashtu pretenduan se pejgamberi që u kishte ardhur atyre nuk ishte asgjë tjetër përveçse një individ i pa privilegjuar për dërgesën hyjnore, një gënjeshtar dhe mendjemadh i cili përmes misionit pejgamberik synonte të fitojë reputacion në shoqëri. Si përgjigje ndaj këtyre akuzave dhe përgënjeshtrimeve, Allahu i Madhëruar dëshmon me një gjuhë qortuese se në çastet e zbritjes së ndëshkimit ndaj tyre ata do të kuptojnë se kush është gënjeshtar dhe mendjemadh. Edhe pse u soll deveja si një mrekulli e Zotit për ta, ata vazhduan në mohim, përgënjeshtrim dhe rebelim duke e therur atë; atëherë Allahu i Plotfuqishëm zbriti mbi ta dënimin tronditës të përshkruar në vargun vijues: “Ne lëshuam kundër tyre një ushtimë, e ata u bënë si shtrojë vathi.”[19] Edhe pse përshkrimi i këtij shkatërrimi të fuqishëm në këtë ajet nuk është bërë në mënyrë të detajuar, nga ajetet e tjera kuranore[20] për-mendet që ata u asgjësuan që të gjithë me një tingull të fuqishëm dhe të shpejtë që lëvizte si vorbull ajri (rrufe) dhe i shndërroi ata në barë dhe drurë të thatë.[21] Pas këtyre skenave të frikshme, Allahu i Madhërishëm thekson se njerëzimit ia lehtësoi Kuranin, që të udhëzohen zemrat e tyre, t’i kuptojnë mësimet e tij dhe të meditojnë rreth tij.

Rrëfimi vazhdon me përshkrimin e një populli tjetër që përveç kundërshtimit të pejgamberit të tyre njihej edhe për mëkate që nuk ishin njohur te popujt e tjerë më parë; pra populli i Lutit a.s. Ajeti kuranor: “Populli i Lutit i përgënjeshtroi vërejtjet e pejgamberit të vet”,[22] tregon faktin që edhe ky popull ishte sikurse popujt e tjerë në kryeneçësi dhe kundërshtim. Si rrjedhojë e këtyre blasfemive dhe veprimeve të shëmtuara që nuk kishin ndodhur më parë, edhe ky popull nuk ishte lënë pa u ndëshkuar dhe dënimi i tyre ishte bërë nga gurë të ngritur nga toka e të hedhur mbi ta nga një erë e fuqishme dhe shkatërruese.[23]

**Kurani nuk u bën dobi arrogantëve të cilët këmbëngulin në mohim dhe mosmirënjohje ndaj Zotit dhe të përzgjedhurve të Tij.**

Dhuntia e Zotit të Plotfuqishëm u realizua mbi robin e vet Lutin a.s. dhe vajzat e tij të cilët u shpëtuan nga ky dënim tronditës.

Prej popujve të zhdukur të përmendur në kaptinën “El-Kamer” janë edhe mohuesit nga dinastia e Faraonit. Rrëfimi rreth kësaj dinastie në këtë kaptinë shpjegohet në dy sfera: E para, ardhja e lajmëtarëve te Faraoni dhe familja e tij dhe përgjigja e tyre e ngjashme me popujt e mëhershëm me mohim dhe për-gënjeshtrim; dhe e dyta shkatërrimi i Faraonit, dinastisë dhe pushtetit të tij me një ndëshkim të rreptë e të fuqishëm me të cilin u asgjësua pushteti i tij i rrejshëm dhe mashtrues.[24]

Pas përmendjes së masave të frikshme e shkatërruese dhe përballjen e shumë popujve me to si rrjedhojë e mohimit dhe përgënjeshtrimit të tyre, paralajmërohen politeistët kurejsh që të heqin dorë nga mosbesimi dhe përgënjeshtrimi dhe theksohet se ata nuk posedojnë ndonjë epërsi që do t’i mbronte nga ndonjë ndëshkim kaq i tmerrshëm ose edhe më i fuqishëm dhe më shkatërrues. Në këtë kaptinë po ashtu vihet në dukje çështja se çdo gjë është krijuar në një masë të caktuar. Në lidhje me këtë fakt, Sejjid Kutub, thotë se të gjitha krijesat, qofshin të vogla ose të mëdha, flasin ose nuk flasin, lëvizin apo nuk lëvizin, të kaluara apo të ardhme, janë të lidhura dhe të krijuara në një masë dhe qëllim të caktuar dhe të drejtuar me urtësi. Nuk ka asgjë boshe, të pakuptimtë, të padobishme dhe të pavlerë. Gjithashtu nuk ka asgjë që ndodh rastësisht apo rrjedh nga vetvetja e tij në mënyrë spontane. Kurse në vargjet në vazhdim të kaptinës përmendet çështja se çdo gjë në krijimtarinë e Krijuesit të Plotfuqishëm, e madhe apo e vogël, realizohet vetëm me urdhrin e Tij Kun “Bëhu”; pra pa ndonjë përpjekje dhe pa nevojën e kohës; dhe dëshmia se çdo vepër e madhe apo e imët, e shkurtë apo e gjatë, e folur apo e vepruar është e regjistruar rresht për rresht. Kaptina merr fund me përshkrimin e përfundimit të besimtarëve që nuk përgënjeshtruan fuqinë e Allahut dhe pejgamberët e Tij; pra me përshkrimin e parajsës, paqes, rehatisë dhe begative të Allahut që do t’i përjetojnë në botën tjetër.

Përmendja e shkatërrimit gjithëpërfshirës të popujve të mëparshëm dhe kiametit në kaptinën “El-Kamer”, nga një aspekt mund të kuptohet si paralajmërim dhe bekim në emër të mbrojtjes së qenies njerëzore nga ndonjë përfundim i tillë fatkeq, mësim ky si për politeistët e Mekës ashtu edhe për të gjithë njerëzit që kanë ardhur dhe do të vijnë deri në ditën e kiametit. Po ashtu të gjitha këto këshilla mund të kuptohen si inkurajim për mirësitë e Xhenetit dhe pasjen parasysh të parimit të përgjegjësisë dhe llogarisë së veprave në këtë botë.

*1. أَزِفَتْ الْآزِفَةُ / “E afërta është afruar (kiameti).”; En Nexhm, 57. 2. اقْتَرَبَتِ السَّاعَةُ وَانشَقَّ الْقَمَرُ/ “U afrua Ora dhe u ça Hëna!”; El-Kamer, 1. 3. En Nexhm, 50-52. 4. “U afrua ora dhe u ça Hëna! E megjithatë, sa herë që shohin ndonjë mrekulli, ata kthejnë kurrizin dhe thonë: “Kjo është në vazhdën e magjive të tij!” Ata e mohojnë (të vërtetën) dhe pasojnë dëshirat dhe tekat e tyre, por çdo gjë është e caktuar.” El-Kamer, 554/1-3. 5. Ragıb el-İsfahânî, el-Mufredât, f. 691; Demirci, Muhsin, Kuran’ın Ana Konuları, f. 292. 6. El-Kamer, 1. 7. Tantâvî, Et-Tefsîru’l-Vasît, V. XIV, f. 96. 8. El-Kamer, 8. 9. El-Kamer, 46. 10. El-Kamer, 47. 11. El-Kamer, 54. 12. El-Kamer, 9. 13. El-Kamer, 11-12. 14 El-Kamer, 13. 15. Sa‘lebî, el-Keshf ve’l-Beyân,V. IX, f. 164; Âlûsî, Rûhu’l-Me‘ânî, V. XXVII, f. 83. 16. El-Kamer, 54/19. 17. Kurtubi, El-Xhâmi‘ li Ahkâmi’l-Kuran, XX, 87. 18. Zuhaylî, a.g.e., C. XIV, s. 187;. 19. El-Kamer, 54/31. 20. “Nëse ata shmangen, ti thuaju: “Ju paralajmëroj me rrufenë që goditi fiset Ad dhe Themud.” Fussilet, 41/13. 21. Sejjid Kutub, a.g.e., V. XX, f. 3434. 22. El-Kamer, 54/33. 23. Kurtubi, El-Xhâmi‘ li Ahkâmi’l-Kur’ân, V. XX, f. 9. 24. Taberi, Xhamiu’l-Beyân, V. XXII, f. 154; Sejjid Kutub, Fî Dhilâli’l-Kuran, V. XX, f. 3438.*

Prof.Asoc.Dr. Fahrush Rexhepi

# Kontributi i ulemasë në organizatat politike shqiptare (1941-1990)

Gjatë zhvillimit historik të kombit shqiptar, krahas faktorëve të tjerë, një rol të rëndësishëm kanë luajtur edhe personalitetet e shquara historike, qofshin ato shkencore, letrare, kulturore, politike e kombëtare, por edhe ato fetare intelektuale e patriotike.

Këto figura të penës, të dijes, të kulturës e të punës që populli shqiptar i nxori nga gjiri i tij në luftërat dhe në rrethanat e vështira shekullore, në përpjekje për çlirim dhe për zhvillim kombëtar, i krijuan emër dhe i sollën lavd e nder emrit Shqipëri.

Një vend të merituar në lëvizjet tona kombëtare të shek. XX, më parë dhe më pas, e deri në luftën e fundit në Kosovë, zënë edhe shumë personalitete dhe figura të shquara patriotike kombëtare e fetare të cilat dhanë një kontribut të çmuar si në fushën e kulturës islame, ashtu edhe në fushën e gjuhës dhe arsimit shqip, si dhe morën pjesë aktive në Lëvizjet Kombëtare për çlirimin dhe bashkimin e trojeve etnike shqiptare.

Ulemaja dhe personalitete e tjera fetare intelektuale luajtën rol shumë të rëndësishëm, dhe ndoshta vendimtar në hartimin dhe afirmimin e programit të mbrojtjes kombëtare të Lidhjes së Dytë të Prizrenit (shtator 1943-nëntor 1944). Numri më i madh i anëtarëve të Komitetit Qendror të Lidhjes së Dytë të Prizrenit dhe i komiteteve të lidhjes në prefektura dhe nënprefektura, ishin intelektual me medrese ose kualifikime të tjera islame. Si rezultat i një përmbajtje të tillë të Lidhjes së Dytë të Prizrenit, në krye të sajë u emërua Musa Sheh Zade, personalitet i njohur në botën shqiptare si veprimtar i palodhur për realizimin e aspiratave shekullore të kombit shqiptar.[1]

**Ulemaja dhe personalitete e tjera fetare intelektuale luajtën rol shumë të rëndësishëm, dhe ndoshta vendimtar në hartimin dhe afirmimin e programit të mbrojtjes kombëtare të Lidhjes së Dytë të Prizrenit (shtator 1943-nëntor 1944).**

Ndër emrat e njohur prej shumë emrave që bartën barrën e organizimit dhe të luftës së mbrojtjes kombëtare të Shqipërisë Etnike gjatë viteve 1941-1945 janë edhe mulla Idriz Gjilani, mulla Dulla i Hotlës së Kumanovës, mulla Mustaf Bara, mulla Ibrahim Polaci, mulla Vejsel Guta, mulla Nuredini i Gjinocit të Suharekës, mulla Zek Berdynaj, mulla Hamit Bytyqi, mulla Rexhep Krasniqi e të tjerë. Derisa në shtetin amë në Shqipëri udhëheqësit fetar dënoheshin, torturoheshin dhe persekutoheshin nga regjimi komunist, në Kosovë ulemaja dhe



udhëheqësit fetar dënoheshin, burgoseshin dhe torturoheshin nga regjimi serbo-sllav.

Si gjatë gjithë etapave të historisë së shek. XX, ashtu edhe gjatë periudhës së viteve 1945-1949, pjesa dërmuese e ulemasë shqiptare, posa panë se filloi aksioni politik i Jugosllavisë në baza pansllaviste anti-shqiptare do të gjendeshin me detyra refuzuese, duke e edukuar popullin në luftë politike dhe kombëtare nëpër të gjitha qytetet dhe fshatrat e Kosovës.

Pozicionimi i tillë i ulemasë nuk kishte karakter urrejtës psikologjik e as urrejtje ndaj krishterimit, por thjeshtë qëndrimi i ulemave ishte shndërruar në lëvizje politike dhe kombëtare për mbrojtjen e pragut të shtëpisë, të atdheut dhe të identitetit fetar e kombëtar.

## Angazhimi i ulemasë shqiptare në Lidhjen e Dytë të Prizrenit (19 shtator 1943)

Rrethanat politike në Shqipëri pas kapitullimit të Italisë nuk premtonin një platformë a vizion të qartë për mbrojtjen e kufijve etnik, pasi lufta që bëhej në Shqipëri ndërmjet Ballit dhe Partisë Komuniste nuk ishte shpresëdhënëse. Të dyja këto parti politike shqiptare nuk e kishin vizionin e duhur se si të ruhej Shqipëria Etnike.

Në një situatë shumë të ndërlikuar politike, nacionalistët shqiptar në Kosovë vendosën të themelonin një organizatë politike – ushtarake, për t'i dalë zot vendit dhe për të mbrojtur Shqipërinë Etnike nga forcat komuniste në Kosovë dhe në Maqedoni.[2] Ata në takimin e parë që u mbajt më 11 shtator 1943, në Prizren u pajtuan, që organizata të emërohet Lidhja e Dytë e Prizrenit, me të njëjtin emër si Lidhja e Parë e Prizrenit. Kuvendi i parë i kësaj Lidhje përfundoi punimet më 19 shtator 1943.

Në këtë kuvend themelues morën pjesë 42 delegatë, përfaqësues nga



gjashtë prefektura: Dibra, Prizreni, Peja, Prishtina, Mitrovica dhe Sjenica.[3] Kjo lidhje organizohej për realizimin e çlirimit dhe bashkimit të trojeve etnike shqiptare në një shtet të vetëm. Në mesin e përfaqësuesve të popullit në këtë kuvend morën pjesë edhe disa figura e personalitete fetare si; Hasan ef. Dashi (Gjakovë), Nuredin ef. Haliti (Suharekë), Hoxhë Visoka, mulla Hysen Statofci (Podujevë) Bahtiar efendiu nga Dragashi etj..

Lidhja e Dytë e Prizrenit, është organizata më e rëndësishme politiko-ushtarake në Kosovë dhe në trevat e tjera shqiptare, e cila u themelua gjatë Luftës së Dytë Botërore. Kjo Lidhje angazhohej për realizimin e çlirimit dhe bashkimit të trojeve etnike shqiptare në një shtet të vetëm.[4]

## Angazhimi i figurave fetare në organizatën NDSH

Organizata Nacional Demokratike Shqiptare, duke qenë njëra nga organizatat e shumta atdhetare, ajo shpalosi ide të shumta frymëzuese e përshpejtuese për mbrojtjen dhe shpëtimin e trojeve të Shqipërisë Etnike. Pra, atëherë kur një pjesë e Evropës gjakosej nga terrori komunist për të jetësuar diktaturën e proletariatit, lëvizja kombëtare NDSH filloi veprimtarinë e vet në shkallë mbarëkombëtare për idealet e larta kombëtare duke filluar që nga Prishtina e Shkupi, e deri në fshatrat më të largëta, në kufijtë e Shqipërisë Etnike.

Radhët e para të kësaj lëvizje ilegale i përfaqësonte ajo pjesë e ndërgjegjes shqiptare si; intelektual e patriot të brumosur me ide kulturore kombëtare, të cilët nëpër vite shpërndan rreze shprese për lirinë e trojeve shqiptare dhe për bashkimin e tyre në kufijtë e një Shqipërie Etnike. Në shërbim të NDSH-së përveç shumë intelektualëve e patriotëve, ishin vënë edhe disa ulema e hoxhallarë të arsimuar me ide përparimtare e patriotike.

Pas përfundimit të Luftës së Dytë Botërore dhe rrethanat që u krijuan pas saj, në Llap vepronin personalitete të rëndësishme kombëtare si: Jahë Fusha, Hoxhë Visoka, Ajet Gërguri, e ndër më të njohurit ishte edhe mulla Ramë Govori. Në kuvendin themelues të NDSH-së për Llap, të mbajtur në malin e quajtur Kollqak, më 17 gusht 1945, u zgjodh kryesia e parë e NDSH-së për Llap në përbërje prej 19 anëtarëve. Kurse kryetar i komitetit u zgjodh mulla Ramë Govori, i cili më parë ishte anëtar dhe veprimtar i organizatës "BESA KOMBËTARE" të Ymer Berishës.[5]

Në fund të këtij kuvendi, mulla Rama pas i falënderoi të pranishmit

për besimin e dhënë, ndër të tjera tha: “ Vdekja më e madhe është vdekja për atdhe…e drejta është në anën tonë, do të luftojmë për qëndrimin kombëtar, për vatrat tona dhe për atdheun e fëmijëve tanë. Nuk durojmë robërinë e Serbisë pushtuese…”.[6] Mulla Ramë Govori ishte edhe komandant i Forcave të Armatosura për Llap.

Komiteti i NDSH-së për Llap po atë ditë, mori vendim për formimin e komitetit të njëjtë për Koliq dhe për vendbanimet e tjera në rrethin e Llapit.[7]

Për shkak të kontributit të mulla Ramë Govorit në NDSH, atë e zënë policia serbe e cila fillimisht e burgosi në Podujevë, pastaj e transferojnë në burgun e Mitrovicës, ku edhe ballafaqohet me Ali Shukriun, prokuror shqiptar, i njohur për politikë anti-shqiptare. Fillimisht mulla Rama dënohet me pushkatim, më vonë dënimin ia shndërruan në 20 vjet burg, ndërsa i mbajti 16 vjet e një muaj e 12 ditë burg në vende të ndryshme, prej Mitrovicës, Prishtinës e deri në Nish, ku e mbajti shumicën e dënimit.

Ndër veprimtarët e shquar të organizatës NDSH, ishte edhe mulla Maliq Gashi, i lindur në fshatin Luzhnicë të ish-komunës së Duhlës (tash komuna e Therandës), në vitin 1909. Mësimet i kishte ndjekur në medresenë e Prizrenit, ku përveç se u aftësua profesionalisht, ai u edukua edhe në frymën e atdhedashurisë. Pas përfundimit të mësimeve në medrese, mulla Maliqi shërbeu si imam në rajonin e Pejës, të Siçevës së Klinës etj., ku krahas detyrës së tij si mësues i fesë islame (hoxhë), ai zhvilloi edhe veprimtari tjera patriotike, duke përhapur ilegalisht fjalën e shkruar shqipe, respektivisht duke iu mësuar nxënësve të tij shkronjat e alfabetit shqip. Mulla Maliq Gashi mbante lidhje të ngushta me anëtarët e shoqërisë “Drita” të Arllatit të Drenicës dhe me atdhetarët e saj, Vesel Pagarushën, mulla Maliq Sylejmanin, mulla Rexhep Krasniqin, mulla Azem Hotin e Carallukës, Xheladin ef. Krajmirofcin, mulla Dostanin e Dragobilit etj..[8]

Si njeri i zgjuar dhe i arsimuar, mulla Maliqi i përcolli të gjitha ngjarjet shoqërore-politike, që zhvilloheshin në tërë hapësirën etnike shqiptare. Siç deklarojnë bashkëkohanikët e tij, dëshpërimi më i madh i tij ka qenë kur në vend se shqiptarët të bashkoheshin në luftë për lirinë e vendit, ata u përçanë pas vitit 1943, duke kaluar disa me partizanët sllavo-çetnik, disa duke iu bashkuar pushtetit të ri komunist jugosllav, të cilët edhe e tradhtuan Konferencën e Bujanit, të mbajtur me 31. XII. 1943 dhe një e dy janar 1944, në Bujanë të Tropojës.”[9]

Pas takimit me Hasan efendi Nahin dhe me ndërmjetësimin e tij, me Tahir Dedën, mulla Maliq Gashi përqafoi programin e organizatës NDSH, dhe merr përgjegjësit konkrete për zhvillimin e propagandës kundër politikës okupuese të shtetit sllavo-komunist dhe kundër ideologjisë komuniste, pastaj mbledhjen e shënimeve rreth likuidimit të atdhetarëve nga ana e pushtuesit, si dhe formimin e celulave të NDSH-së – degëve, nëndegëve të komiteteve në rrethet e Suharekës dhe të Rahovecit dhe zgjedhjen dhe dërgimin e anëtarëve në Komitetin Qendror në Prizren.

Mulla Maliq Gashi së bashku me Vesel Pagarushën në shumë fshatra dhe nëpër oda, zhvillonin biseda dhe aktivitete për mbledhjen e ndihmave ushqimore, veshmbathjeve dhe municionit dhe sigurimin e jatakëve për luftëtarët, të cilët në atë kohë zhvillonin luftime me ushtrinë dhe milicinë e pushtuesit në mbarë Kosovën.

Fatkeqësisht, aktiviteti i anëtarëve të grupeve të rrethit të Rahovecit dhe të Suharekës nuk zgjati shumë, sepse pas mbledhjes në Rahovec, ku morën pjesë Ukë Sadiku, Rifat Krasniqi, mulla Maliq Gashi etj., grupi me të gjithë anëtarët e organizatës, zbulohen. Kështu më 18. 02. 1950 filloi burgosja e grupit të Lidhjes së Prizrenit. Në këtë periudhë burgosën hafëz Jakup Muqeziu, Biter Dehalla, Ton Mjeda, Mustafë Dërguti, Mustafë Nixha, Shaban Mazreku, Zekë Bajraktari, Arif Ramadani dhe mulla Maliq Gashi.[10]

Edhe pse gjyqi komunist nuk posedonte informata të mjaftueshme rreth aktivitetit të mulla Maliqit, atë e dënoi me 17 vjet burgim dhe me 21 janar 1950, e dërgojnë në Mitrovicë të Sremit për mbajtje te dënimit. Atje i gjen edhe shumë atdhetarë të tjerë nga Kosova në mbajtje të dënimit me shumë vjet burg si: Shaqir Currin, Qazim Komonin, Raif Cërnicën etj.. Edhe në burg këta atdhetarë të dëshmuar nuk qëndruan kot dhe as që u frikësuan nga organet e burgut, të cilët i mbanin vazhdimisht nën mbikëqyrje, por në burg formuan komitetin e NDSH-së në krye me Raif Cërnicën dhe me sekretar Ramadan Rexhën.[11]

Ndër hoxhallarët më të njohur dhe më aktiv në organizatën NDSH pa dyshim ishte mulla Sadri Prestreshi, i cili qysh në vitet e ’30 kishte shfaqur interesim për t’u marrë me politik, për t’u pozicionuar në interes të popullit dhe kombit. Ai në atë kohë ishte në shoqëri me Arif Shalën e Sankocit, me Hazir Metën e Krojmirit etj.. Sipas mulla Sadri Prestreshit, Arif Shala qysh atëherë njihej me emrin Hoxhë Avdia, sepse ishte i vetmi nxënës i medresesë së Pirinazit, të cilit i ishte lejuar ta mbante shallin e hoxhës.[12]

Në një dokument me të dhëna autobiografike, që mban datën 29 prill 1982, mësojmë se mulla Sadriu është inkuadruar në organizatën NDSH në fillim të vitit 1946. Ai ishte anëtar i Komitetit për rrethin e Sitnicës me seli në Lipjan. Mulla Sadri Prestreshi mbante kontakte dhe lidhje të përhershme me Azem Bellaqefcin, Ajet Gërgurin dhe Gjon Serreçin.

Se mulla Sadriu korrespondonte me Gjon Serreçin dhe se ishte bashkëpunëtor i ngushtë i tij, tregon edhe letra që Gjon Serreçi ia kishte dërguar mulla Sadriut ku shkruante:

"Në malet e Drenicës, më 11. VII.1946, ora 9: Shpresim i dashtun nga ai zotnia mora lajmet tua dhe më gëzoi kur një vëlla do me shtri kontributin në luftën e këtij populli shqiptar për kufijtë e atdheut tonë. Qëndrimi yt është mjaftë i mirë dhe se ti i dashtuni Sadri duhet qi ti përvishesh punës se kemi parasyshë aftësinë dhe përvojën tënde. Kemi dëshirë që të takohemi… i nap fund (letrës) me t'onën: besa kombëtare-ndera shqiptare! Në luftë për kufitë e Shqipërisë Etnike 1912 sene! Rroft Ushtria Nacional Demokratike Shqiptare! ". Sigurisht se kjo letër tregon mjaft për lidhjet dhe raportet e Gjon Serreqit me mulla Sadri Prestreshin.

Kontributi i mulla Sadriut në radhët e NDSH-së ishte që të rekrutoj anëtarë të rinj dhe nga kjo arsye ai konsiderohej si sekretar i Komitetit Nacional Demokratik të rrethit të Sitnicës me seli në Lipjan. Në këtë organizatë ai kishte vepruar me nofkën "Shpresimi." Ashtu si edhe veprimtarët e tjerë, edhe mulla Sadri Prestreshin oficerët e OZN-ës e arrestojnë dhe më pas dënohet me 5 vjet burg. Përballë oficerëve të OZN-së, mulla Sadriu qëndroi i pathyer, duke u qëndruar besnik parimeve të tij të formuara nga edukimi i tij. Dënimin e vuan në burgun e Prishtinës, Mitrovicës, Nishit dhe Pozharevcit. Në këtë të fundit qëndroi deri më 28 dhjetor 1947, me vendimin e Gjyqit Ushtarak të Divizionit të Prishtinës, të datës 1 dhjetor 1947.[13]

Veprimtarë të njohur në organizatën NDSH ishin edhe prifti katolik Bernard Llupi, Haki ef. Sermaxhaj (ishte takuar disa herë me Nolin kryepeshkopin ortodoks shqiptar dhe e njihte mirë atë), mulla Kadri Llashtica i cili bashkëpunonte me Haki efendiun, mulla Riza Osmani i Poliçkës, ishte anëtar i komitetit të NDSH-së në Shipashnicë të Epërme dhe ishte i lidhur me Komitetin Qendror të NDSH-së në Shkup, hafëz Jakup Muqeziu nga Prizreni i cili mori pjesë në shumë takime dhe aktivitete të NDSH-së, mulla Mehmet-Hyd Hoxha, ishte veprimtar i Lidhjes së Dytë të Prizrenit dhe NDSH-së, ishte dënuar me 14 vjet burg, etj..

Mund të themi se edhe në ngjarjet e vitit 1981 me dhjetëra hoxhallarë, kanë marrë pjesë në demonstratat e organizuara nga intelektualët patriot dhe nga rinia studentore ku dominonin parullat me kërkesa politike, ekonomike dhe parulla e njohur Kosova Republikë, disa prej tyre madje kanë qenë edhe veprimtarë aktiv në organizatat e kësaj kohe.

Edhe në periudhën e viteve 1989-1998, personalitetet fetare ishin mjaft aktiv duke iu kundërvu me çdo formë regjimit serbo-sllav, sidomos gjatë kohës së rrënimit të autonomisë së Kosovës. Në mbrojtje të kushtetutës së vitit 1974, në demonstratat e organizuara në Prishtinë, më 27 mars 1989 bie dëshmor medresisti i sapo diplomuar, Mustafë Veseli.

Gjatë periudhës së viteve të 90' një numër i konsiderueshëm i hoxhallarëve dhe teologëve kanë qenë të përfshirë në partitë politike shqiptare, të cilat në programet e tyre kishin synim lirinë dhe pavarësinë e Kosovës. Pra, institucionet e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe prijësit fetar të këtyre institucioneve si gjithherë edhe gjatë kësaj periudhe kanë qenë në vijën kombëtare, në shërbim të popullit dhe atdheut.

Shembull dhe model i një atdhetarizmi të tillë është edhe Myftiu i Kosovë, Naim ef. Tërnava i cili qysh në vitin 1989 kishte bërë thirrje publike për luftë kundër regjimit kriminal serb. Ai në tubimin e mbajtur në qershor të vitit 1989, në Bardhë të Vogël me rastin e ceremonisë mortore të dëshmorit Abedin Krasniqi, publikisht bëri thirrje për luftë, kur tha: "Edhe njëherë i bëjmë me dije sadizmit serb se Bashkësia Islame do të angazhohet me pjesëtarët e saj, deri në njeriun e fundit, për çlirimin definitive të vendit.

Institucionet e BIK-ut, veçmas medreseja "Alauddin" në këtë periudhë ishte shndërruar në qendër të rezistencës kombëtare. Në vitin shkollor 1991-1992, kur regjimi serb mbylli institucionet e arsimit në gjuhën shqipe në Kosovë, medreseja "Alauddin" hapi dyert për studentët shqiptarë dhe siguroi kushte për mbajtjen e ligjëratave për të gjitha fakultetet.[14] Në lokalet e medresesë "Alauddin " u mbajt Kongresi i Parë i Sindikatave të Pavarura të Kosovës dhe Kuvendi i LDK-së, kur ishte kriza më e madhe e sigurimit të lokaleve për shkak të kontrolleve dhe presionit të regjimit okupues serb. Në këtë çerdhe të dijes dhe të kulturës, ishte caktuar edhe vendi në të cilin do të mbahej mbledhja e kuvendit të Republikës së Kosovës, e cila ishte paraparë të mbahej më 23 qershor 1992.[15] Në medresenë e mesme "Alauddin" në Prishtinë, ishte themeluar edhe shoqata e arsimtarëve të shkollave të mesme të Kosovës-LASH " Naim Frashëri ". Mund të konkludojmë se vetëm gjatë vitit 1990-1998 në këtë institucion, janë mbajtur rreth 1200 tubime me karakter politik kombëtar dhe kulturor-shkencor.

Në anën tjetër gjatë zhvillimit të luftës së fundit në Kosovë në vitet 1998-99, të udhëhequr nga UÇK-ja, shumë nga hoxhallarët kanë qenë të rreshtuar në radhët e UÇK-së, ndërsa 37 prej tyre kanë rënë dëshmorë në altarin e lirisë.

*1. Zani i Kosovës, Populli kosovar përtrinë Lidhjen e Prizrenit, Kosova, nr. 51-52, Tiranë, tetor, 1943, 4. 2. Dr. prof. Vebi Xhemaili, "Forcat kombëtare në mbrojtje të Shqipërisë Etnike 1941-1945", Tetovë, 2006, fq.173. 3. Po aty, fq. 176. 4. Tahir Zajmi, Lidhja e Dytë e Prizrenit, Bruselles, 1965, fq. 40. 5. Dr. Fehmi Pushkolli, Nuhi Gashi, patriot dhe mësues, fq. 102, 103. 6. Adem Ajvazi, NDSH-ja në Llap (1945-1949), Podujevë, 2005, fq. 69. 7. Po aty, fq. 70. 8. Jetish Kadishani-Tomë Mrijaj, Ngjarje dhe portrete historike, Prishtinë, 2004, fq. 93. 9. Po aty, fq. 94. 10. Selajdin Krasniqi, Prizreni-udhëtim nëpër kohë, Prizren, 2002, fq. 113. (marrë nga deklarata e hafëz Jakup Muqeziut, pjesëtarë i grupit). 11. Jetish Kadishani-Tomë Mrijaj, Ngjarjet dhe portretet… fq. 97, 98. 12. Dr. Muhamet Pirraku, " Shpresimi" i organizatës së NDSH, Dituria Islame, nr. 91-92, 1997, fq. 19. 13. Dr. Muhamet Pirraku, Dituria Islame, nr. 91, fq. 24. 14. Dr. Mehmet Rukiqi, Medreseja "Alauddin " në shërbim të çështjes fetare e kombëtare, Dituria Islame, nr. 88, shkurt, 1997, fq. 7. 15. Po aty.*

Sedat Islami

# Falënderimi dhe mbajtja e premtimit si degë të besimit

Falënderimi dhe mbajtja e premtimit janë dy degët e besimit nga radhët e veprave të zemrës, detaje të të cilave do të sjellim në këtë artikull. Për shkak të rëndësisë që kanë, si në aspektin e kredos, si në atë të edukimit, dijetarët myslimanë i kanë trajtuar gjerë e gjatë.

Kanë folur për përmbajtjen e tyre që lidhet direkt me besimin dhe për detaje të tjera të cilat duhet t'i kemi në konsideratë, sepse mungesa e tyre mund ta shëmtojë portretin tonë fetar, e të duket si portret hipokriti e mosmirënjohësi sikur që portretit tonë qytetar mund t'i dhurojë nuanca arrogance e primitivizmi.

Nga këtu, në këtë artikull do të mundohemi të prezantojmë thelbin dhe esencën e këtyre dy degëve, si nga aspekti i besimit, si nga ai i edukimit.

## Koncepti për falënderimin

Falënderimi nuk është thjesht frazë. Është edhe adhurim, bile i veçantë. Është adhurim për realizimin e të cilit bëjmë lutje dhe dua. Pejgamberi a.s., na ka mësuar të lutemi: "O Allah, më ndihmo të të përmendë, të të falënderojë dhe të të adhurojë sinqerisht![1]"

Falënderimi këtu është interpretuar si një ndër tri forma të adhurimit: dhikri me gjuhë, falënderimi me zemër dhe adhurimi me gjymtyrë.[2] Kështu e ka shpjeguar dijetari i madh, Imam Gazaliu, i cili thotë se falënderimi shprehet në tri forma: me zemër, gjuhë dhe gjymtyrë. Kjo e fundit manifestohet duke e adhuruar Allahun xh.sh., respektivisht duke i shfrytëzuar mirësitë e dhëna për adhurim, jo për mëkat.[3]

**Imam Gazaliu thotë se falënderimi shprehet në tri forma: me zemër, gjuhë dhe gjymtyrë.**

Duke qenë kështu, falënderimi është edhe dije e avancuar fetare, sepse, siç shpjegon Imam Gazaliu, që të falënderosh dhe të jesh mirënjohës, duhet ta dish më parë se çfarë do Allahu xh.sh., që të veprosh pastaj në përputhje me atë që Ai e do, sepse, Allahu xh.sh., dëshiron që ne t'i përdorim mirësitë e Tij për gjëra që Ai i do...[4]

## Reflektimi edukativ i falënderimit

### 1) Kultura e mirënjohjes

Falënderimi është pjekuri fetare, është virtyt i cili besimtarin e bën të jetë mirënjohës dhe që këtë mirënjohje ta shpreh nëpërmjet adhurimit dhe kryerjes së asaj që Allahu xh.sh. e do. Imam Gazaliu, siç përmendëm më parë, e shpjegon kështu falënderimin. Pra, nuk i përket një besimtari që Allahu xh.sh. i ka dhënë të mira, t'i shfrytëzojë ato për të bërë mëkate. Nga këtu, dijetarët kanë shpjeguar se falënderimi manifestohet verbalisht, por edhe në vepra. Bedruddin Ajni, në koment të hadithit "Atëherë, si të mos jam rob falënderues?!", hadith ky që do ta përmendim edhe më poshtë, ka shpjeguar se falënderimi manifestohet me vepra siç manifestohet me gjuhë.[5] Mulla Aliu, duke iu referuar hadithit në fjalë, shpjegon se ajo që e ka shtyrë Pejgamberin a.s. të jetë falënderues është falja që Allahu xh.sh. ia ka bërë.[6] Pra, "si të mos jam rob falënderues kur Allahu m'i ka falur mëkatet?!"

### 2) Ndryshimi

Në fakt, falënderimi është reformim, ndryshim i kursit dhe avazit, përmirësim dhe kthim në rrugën e drejtë. Ai që begatohet me mirësi, duhet të ndërgjegjësohet që të ndryshojë për të mirë. Në Kuran, Allahu xh.sh. na tregon se Ai nuk i ndëshkon ata që falënderojnë: "Përse t'ju ndëshkojë Allahu, nëse ju e falënderoni dhe e besoni?! Allahu është Mirënjohës dhe i Gjithëdijshëm."(En Nisa, 147) Ibën Kethiri, falënderimin këtu e interpreton si ndryshim, si

reformim të veprave, thotë: "Nëse ju i përmirësoni veprat dhe e besoni Allahun, (Ai nuk iu ndëshkon sepse) kush falënderon, shpërblehet për falënderim..." [7]

### 3) Ruajtja nga mëkatet të cilat janë shkak i privimit

Falënderimi ngrit nivelin e kujdesit dhe ruajtjes nga mëkatet edhe për faktin se këto të fundit janë shkak i privimit nga begatitë dhe mirësitë. Allahu xh.sh., thotë: "(Kujtoje) kur Zoti juaj kumtoi: "Nëse tregoheni mirënjohës, Unë do t'jua shtoj edhe më shumë begatitë e Mia..." (Ibrahim, 7)

Pra, besimtari që dëshiron të jetë i begatuar, zgjedh apriori adhurimin, respektin, moralin si rrugë furnizimi. Omer bin Abdul Azizi r.a., paskësh thënë: "Zgjatjani jetën të mirave duke falënderuar për to![8]"

### 4) Modestia dhe përulja

Falënderimi është treguesi më i madh i modestisë. Çdo falënderues është modest. Kjo për faktin se po të mos ishte modest, nuk do të falënderonte. Do të ishte mendjemadh e arrogant. Këtë më së miri e mësojmë nga sjellja dhe morali i lartë i Pejgamberit tonë, Muhamedit a.s. Duke qenë se falej shumë dhe gjatë, i patën thënë që të pushonte sepse edhe ashtu Allahu xh.sh., ia kishte falur të gjitha mëkatet e mundshme. Pejgamberi a.s. kishte dhënë këtë përgjigje: "Atëherë, a të mos jam rob falënderues?![9]"

Se pse duhet të jemi modestë na shpjegojnë dijetarët. Ragib Asfahani thotë se për çdo mirësi mund të shprehim falënderim, përveç për mirësitë e Allahut xh.sh. Kjo për arsye se falënderimi për to është mirësi tjetër, për të cilën po kështu duhet të falënderosh. Kështu vepron edhe me mirësinë e tretë, të katërt, e deri në pafundësi. Për këtë shkak është thënë se falënderimi për Zotin shprehet në superlativ kur të pranojmë dobësinë tonë se nuk mund ta falënderojmë siç meriton.[10]



### 5) Vazhdimësi në adhurime dhe punë

Kadi Ijadi thotë se përsosja e falënderimit ndodhë duke vazhduar rrugën e adhurimit dhe bindjes ndaj Allahut xh.sh. [11] Pra, nëse do të jesh falënderues, atëherë pas secilës mirësi, bëje një vepër të mirë, si shenjë falënderimi për të. Bedruddin Ajniu thotë se besimtari kur të bekohet për një vepër të mirë, e bën edhe një tjetër në shenjë falënderimi për të. Kështu vazhdon pafundësisht.[12]

Nxitja për të punuar për Allahun dhe për ta falënderuar për çdo mirësi që kemi sepse puna jonë nuk mbetet pa u shpërblyer. Allahu xh.sh., thotë: "...Ne do t'i shpërblejmë mirënjohësit." (Al Imran, 145)

Ibën Kethiri edhe këtu mirënjohësit i interpreton si njerëz që kanë punuar për Allahun dhe e kanë mbrojtur fenë e Tij.[13] Pra, edhe nëse na mungojnë mirënjohjet e njerëzve, tek Allahu nuk na humb asgjë dhe mjafton që Allahu është shpërblyes!

### 6) Ndjekja e shëmbëlltyrës së pejgamberëve a.s.

E fundit, por jo nga rëndësia, ndjekja e modeleve të suksesshme. Në procesin e edukimit, shëmbëlltyrat kanë rëndësinë e padiskutueshme. Ato shërbejnë për motivim, por edhe për veprim. Ne ndjekim shembullin e Pejgamberit a.s., i cili ishte rob falënderues. Të këtillë ishin të gjithë pejgamberët. Allahu xh.sh., duke na folur për Nuhun a.s., thotë: "...Ai ka qenë vërtet një rob mirënjohës." (El Isra, 3)

Pra, na mjafton falënderimi si moral me të cilin janë dalluar njerëzit më të dashur të Allahut xh.sh., pejgamberët.

## Koncepti për mbajtjen e premtimit

Mbajtja e premtimit është të qëndruarit pas fjalës së dhënë. Është zotim. Është diçka që nuk manifestohet dosido. Patjetër njeriu duhet të sakrifikojë me diç për t'u dalluar si besnik apo mbajtës i fjalës. Xhahidhi do të konstatonte se njeriu nuk konsiderohet i fjalës, besnik, përderisa të mos jetë dëmtuar për hir të besnikërisë, qoftë edhe simbolikisht.[14] Së këndejmi, mbajtja e premtimit është antonim i tradhtisë. Rabig Asfahani mbajtjen e premtimit e sheh simotër të thënies së vërtetës dhe drejtësisë, derisa tradhtinë si simotër të gënjeshtrës dhe padrejtësisë. Për këtë shkak, mbajtja e premtimit manifestohet me fjalë dhe vepër, sikur që tradhtia manifestohet me fjalë dhe vepër.[15]

Nga këtu, Ragib Asfahani mbajtjen e premtimit e sheh si tipar njerëzor, si diçka me të cilën veçohet njeriu. Është, jo thjesht personale, por shoqërore, ose diçka pa të cilën jeta në shoqëri nuk mund të funksionojë. Duke qenë se njerëzit janë urdhëruar për bashkëpunim, shpjegon Asfahani, atëherë mbajtja e premtimit është kusht prej kushteve të këtij bashkëpunimi të ndërsjellë, ndryshe nuk mund të funksionojë me gënjeshtra e mashtrime.[16]

Sigurisht, për shkak të kësaj vlere që ka, Allahu xh.sh., na e ka urdhëruar në Kuran dhe na ka porositur për të. Sa për ilustrim:[17] "...Dhe përmbushni zotimet. Me të vërtetë, për zotimet do të jeni përgjegjës." (El Isra, 34)

Mbajtja e premtimit, për shkak të rëndësisë si vlerë fetare, është konsideruar fe ose fetari e një niveli të lartë. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nuk ka besim ai që nuk ka amanet dhe as fe ai që nuk ka besë."[18]

Në kuptim të këtij hadithi është thënë, përveç tjerash, se thyerja e një marrëveshje a premtimi pa ndonjë arsye të pranuar fetarisht konsiderohet mangësi në fe,[19] pra fetari e dobët.

## Reflektimi edukativ i mbajtjes së premtimit

### 1) Kultivimi i vlerave humane dhe harmonisë shoqërore

Siç pamë më lartë, mbajtja e premtimit është tipar me të cilin veçohet njeriu. Së këndejmi, duke e mbajtur fjalën e dhënë dhe duke u treguar besnik, ne shfaqim anën tonë humane, kultivojmë vlera dhe virtyte të cilat dëshmojnë për dallimin tonë nga krijesat tjera.

Por jo vetëm kaq. Mbajtja e premtimit është edhe shkak i harmonisë shoqërore. Duke qenë se jemi të urdhëruar të bashkëpunojmë me njëri-tjetrin, atëherë, siç na ka mësuar Asfahani, mbajtja e premtimit është kusht i këtij bashkëpunimi.[20]

Ndryshe, mungesa e këtij tipari, mund të shkaktojë çrregullime shoqërore, në të cilat edhe ka aluduar Pejgamberi a.s.[21]

### 2) Fetaria e vërtetë

Mbajtja e premtimit dhe qëndrimi pas tij janë tregues i nivelit të lartë të fetarisë. Të jesh besimtar nënkupton të jesh zbatues i porosive fetare. Duke qenë se mbajtja e premtimit është porosi fetare, atëherë ajo flet se sa besimtar i mirë është ai që e mban atë. Allahu xh.sh., na mëson në Kuran: "Mirësia nuk është të kthyerit e fytyrës suaj nga lindja dhe perëndimi, por mirësia është (cilësi) e atij që beson Allahun, Ditën e Fundit, engjëjt, Librin dhe profetët; e atij që me vullnet jep nga pasuria e vet për të afërmit, jetimët, të varfrit, udhëtarët e mbetur rrugës, lypësit dhe për lirimin e të robëruarve; e atij që fal namazin dhe e jep zeqatin; dhe e atyre që i plotësojnë premtimet, kur marrin përsipër diçka; e atyre që durojnë në kohë skamjeje, sëmundjeje dhe lufte. Këta janë besimtarët e vërtetë dhe këta janë ata që e kanë frikë Allahun." (El Bekare, 177)

Ibën Kethiri duke shpjeguar këto tipare të përmendura në ajet, pasi që tregon se nuk synohen formalitetet por përmbajtja dhe ndjekja e asaj që parasheh feja, te mbajtja e premtimit thotë se e kundërta e saj nënkupton hipokrizinë.[22] Këtë do ta shpjegojmë dhe më poshtë.

### 3) Ndjekja e shembujve të përkryer

Për besimtarin ka rëndësi ndjekja e shembujve të përkryer. Mbajtja e premtimit është moral i të dalluarve. Në radhë të parë, besimtari ndjek shembullin e Krijuesit, i Cili i mbahet besëlidhjes më fort se çdokush tjetër.[23] Po kështu ndjek shembullin e pejgamberëve a.s. dhe njerëzve të mirë, për të cilët Kurani na tregon se e mbanin premtimin.[24]

### 4) Ikja nga shembujt e këqij

Nëse mbajtja e premtimit është tipar i besimtarëve të dalluar, mos mbajtja e tij është tipar hipokrizie. Në hadithin e shënuar nga Buhariu dhe Muslimi, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Shenjat dalluese të hipokritit janë tri: kur të flet gënjen, kur premton, nuk e mban premtimin, dhe, kur t'i lihet diç në amanet, tradhton."

Kur shpjeguam konceptin, përmendëm se mbajtja e premtimit është diçka që manifestohet me fjalë dhe vepra. Këtu tek hipokriti, mungesa e këtij tipari manifestohet si gënjeshtër dhe mos mbajtja e premtimit, pra edhe me fjalë edhe me vepra.

Ky tipar i besimtarit është produkt i besimit. Ai e mban fjalën sepse beson në Allahun xh.sh. dhe premtimet e Tij. Madje, siç ka përmendur Hakimi,[25] besimtari mban premtimin dhe është i besës e fjalës sepse kështu Allahu e urdhëron, dhe se ai nuk zbret në nivelin e njerëzve mëkatar. Pejgamberi a.s. na ka mësuar: "Çojeni amanetin në vend atyre që ua kanë dhënë në besë dhe mos i tradhtoni ata që ju kanë tradhtuar."[26]

Besa dhe premtimi janë tipare që besimtari i zbaton pavarësisht se kujt ia ka dhënë, edhe mikut, edhe armikut, edhe besimtarit, edhe jobesimtarit. I këtillë ka qenë Pejgamberi Muhamed a.s.. Imam Muslimi shënon hadithin e Hudhejfes r.a., i cili thotë të mos ketë pasur mundësi të marrë pjesë në betejën e Bedrit për shkak se ai dhe një besimtar tjetër, Ebu Husejli, duke qenë në rrugë e sipër, ishin takuar me idhujtarët kurejshë. Këta të fundit iu kishin thënë mos ishin nisur për të marrë pjesë në betejë, ndërsa ata i qenë përgjigjur se jo, thjesht po shkojmë në Medinë, atëherë kishin marrë besën prej tyre se do të shkonin në Medinë dhe se nuk do të merrnin pjesë në betejë. Hudhejfe dhe Ebu Husejli i kishin rrëfyer Pejgamberi a.s., ndërsa ai kishte thënë: "Shkoni (mos merrni pjesë në betejë), ua përfillim marrëveshjen, ndërsa e kërkojmë ndihmën e Allahut ndaj tyre!"

*1. Hadithin e shënon Ebu Davudi në Sunen, nr. 1522. Albani e ka saktësuar në Sahihu Ebi Davud, 1/284. 2. Shih: Mulla Ali el-Kariu, Mirkatu el-mefatih sherhu Mishkati el-mesabih, 2/756. 3. Shih: Ibën Kudame, Muhtesar minhaxhi el-kasidinë, f. 277. 4. Po aty, f. 278. Se falënderimi parasheh që të veprosh sipas Atij që të ka begatuar me mirësi, shih edhe: Grup autorësh, Meusuatu et-tefsir el-meuduij li-l-Kur'ani el-Kerim, 19/384. 5. Bedruddin Ajni, Umdetu el-karij sherhu Sahihi el-Buhari, 7/180. 6. Shih: Mulla Ali el-Kariu, Mirkatu el-mefatih sherhu Mishkati el-mesabih, vep.cit., 3/922. 7. Ibën Kethiri, Tefsir el-Kur'ani el-Adhim, vep.cit., 1/782. 8. Shih edhe: Ahmed Ferid, Pastrimi i shpirtit, f. 147. 9. Hadithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi në Sahihët e tyre. 10. Shih: Ragib Asfahani, Edh-dheriatu ia mekarimi esh-Sheriah, vep.cit., f. 181. 11. Shih: Imam Neveviu, El-minhaxh sherhu Sahihi Muslim bin Haxhaxh, 17/162. 12. Bedruddin Ajni, Umdetu el-karij sherhu Sahihi el-Buhari, 7/180. 13. Ibën Kethiri, Tefsir el-Kur'ani el-Adhim, vep. cit., 1/782. 14. Shih: Xhahidhi, Tehdhib el-ahlak, f. 24. 15. Shih: Ragib Asfahani, Edh-dheriatu ia mekarimi esh-Sheriah, vep.cit., f. 191. 16. Po aty. 17. Shih: El Bekare, 40; El Maide, 1; En Nahl, 91; Saff, 2-3. 18. Albani në Sahih el-xhami, nr. 7179, e konsideron të saktë. 19. Shih: Munaviu, Fejd el-Kadir sherhu el-Xhami es-Sagir, 6/381. 20. Shih: Ragib Asfahani, Edh-dheriatu ia mekarimi esh-Sheriah, vep.cit., f. 191. 21. Pejgamberi a.s., ka thënë: "Nuk ndodhë që një popull ta thyejë marrëveshjen e që vrasja të mos ndodhë ndërmjet tyre..." Albani në Essilsiletu essahiha, 1/218, e konsideron të saktë. 22. Ibën Kethiri, Tefsir el-Kur'ani el-Adhim, vep.cit., 1/294. 23. Shih në Kur'an: "...**E kush i përmbahet besëlidhjes më fort se Allahu?**" Teube, 111. 24. Shih: En Nexh, 37; Merjem, 54; Er Ra'd, 20; El Mu'minunë, 8; El Ahzabë, 23. 25. Cituar sipas: Munaviu, Fejd el-Kadir sherhu el-Xhami es-Sagir, 6/381. 26. Hadith i saktë. Shih: Sahih el-Xhami, nr. 240.*

Prof. ass. dr. Rexhep Suma

# Tipologjia e ndikimit në predikimin e daves

Vlerësimi emocional përmirëson komunikimin pasi bashkëbiseduesi tjetër ndihet i njohur dhe i kuptuar, dhe kështu rrit verbalizmin e asaj që ai mendon së këtejmi vlerësimi emocional ka një efekt pozitiv pasi krijon një mjedis të besimit.

Në sferën e predikimit të Islamit, gjegjësisht për thirrjen në vlerat dhe trashëgiminë e bujshme islame, njeriu në këtë mision has ose përballet me tipa të ndryshëm njerëzish të cilët sigurisht se kanë ndjenja, emocione specifike të cilat ndikojnë në natyrën dhe qëndrimet njerëzore si dhe në formën e vet të menduarit (logjik). Këtë më së miri na e ka përshkruar Allahu xh.sh në Kuranin famëlartë, ku thotë: "Allahu ju nxori nga barqet e nënave tuaja (si foshnje) që nuk dinit asgjë. Ju pajisi me (shqisa për) të dëgjuar, me të parë dhe me zemër, ashtu që të jeni falënderues." (En-Nahl, 78).

Ndikimi mund të manifestohet në tri mënyra:

## Efektet emocionale

Ky lloj ndikimi karakterizohet si i kapshëm nga shqisat, i perceptueshëm, i qartë në natyrën njerëzore siç është, dashuria, urrejtja, gëzimi, dëshpërimi etj. Këtë formë të ndikimit shqisor predikuesi më së miri duhet ta shfrytëzojë që të vë në lëvizje ndjenjat e tij për te të thirrurit-masën, ku këtu mund të përmendim nxitjen e tyre për në situata përgatitje për mbrojtje të vendit (vatanit) nga armiku, duke shfaqur skandalet e tyre dhe të bëmat e tyre mbi myslimanët qoftë në sferën e humbjes njerëzore apo asaj pasurore e ambientale. Apo këtu nëse është gjendja për të grumbulluar mjete humanitare, ai shfaq foto apo

**Në komunikimin efektiv, ndjeshmëria është e rëndësishme për ta vendosur veten në vendin e tjetrit. Në fakt, ndjeshmëria është një nga aftësitë më të rëndësishme shoqërore, sepse është e nevojshme të jetosh me të tjerët.**

argumente nga ai vend ku fëmijët dhe popullata shfaqen të uritur, e të zhveshur që kanë nevojë për ndihmën tonë. Po ashtu në këtë pikë mund të shfrytëzojmë edhe prezantimin e hartave të ndryshme ku gjeneratave të reja iu bëhet me dije se dje ku ishin myslimanët me dije, shkencë e ushtri të përgatitur kanë arritur të vendosin rend, paqe dhe civilizim mbarëbotëror. Është interesant që edhe librat e haditheve dhe Kuranit famëlartë përmbajnë tematika të tilla të shumta.

Në komunikimin efektiv, ndjeshmëria është e rëndësishme për ta vendosur veten në vendin e tjetrit. Në fakt, ndjeshmëria është një nga aftësitë më të rëndësishme shoqërore, sepse është e nevojshme të jetosh me



të tjerët. Edhe nëse nuk jeni plotësisht dakord me një koleg, një punonjës ose një mik, ju duhet të kuptoni këndvështrimin e tyre, sepse ajo gjithashtu ka nevojat e tyre. Përveç kësaj, vendosja e vetes në vend të tjetrit të ndihmon të dërgosh një mesazh më të qartë dhe më efektiv. Por, përveç dy pikave të mëparshme, duhet të merret parasysh edhe vlerësimi emocional, domethënë pranimi dhe reagimi për të komunikuar më mirë. Sepse kur kemi të tjerë para nesh, është e nevojshme të dëgjojmë pa gjykuar dhe është një kërkesë thelbësore për të komunikuar me personin tjetër se ata janë kuptuar. Vlerësimi emocional përmirëson komunikimin pasi bashkëbiseduesi tjetër ndihet i njohur dhe i kuptuar, dhe kështu rrit verbalizmin e asaj që ai mendon. Vlerësimi emocional ka një efekt pozitiv pasi krijon një mjedis të besimit. T›i thuash personit tjetër se i ke kuptuar, duke i treguar që i ke dëgjuar dhe duke e bërë të qartë se respekton mendimin e tyre janë të mjaftueshme për të krijuar një mjedis të favorshëm komunikues.

## Efektet mendore

Në kuadër të këtij ndikimi, format e prezantimit të argumenteve kanë ndikimin mbi mendjet duke ndikuar drejtpërdrejtë në formën e mendimit dhe duke e orientuar atë drejt një objektivi të caktuar, apo bindje të veçantë, siç kemi p.sh. besimi (dëshmia), përgënjeshtrimi, mbështetja, refuzimi, mahnitja apo mohimi etj. Kjo formë e ndikimit gjen praktikueshmëri në sferën e edukimit, mësimit, sikurse po ashtu përdoret në formën e simpoziumeve, ligjëratave, debateve etj. Po ashtu ky ndikim përdoret edhe në artikujt shkencor e informues të cilët ndërtohen mbi bazën e fakteve e argumenteve, analizave të thella e të logjikshme që plasohen në medie të ndryshme. Ligjërimi i Kuranit e ka përdorur argumentimin e qartë dhe sqarimin e prerë.

"Ai krijoi qiejt e Tokën, që për ju lëshoi shi nga qielli, e Ne me të bëmë të lulëzojnë kopshte të bukura, që për ju ka qenë e pamundshme t'i bëni të mbijnë bimët në to; A mos ka ndonjë zot tjetër pos Allahut? Jo, por ata janë popull që shtrembërojnë (të vërtetën)." (En-Neml, 60) "A është Ai që Tokën e bëri vendqëndrim e nëpër të rrjedhin lumenj, dhe asaj (Tokës) i bëri (male) përforcuese, dhe në mes dy deteve bëri ndarje. A ka përveç Allahu zot tjetër? Jo, por shumica e tyre nuk e dinë." (En-Neml, 61). Nëse realiteti është i tillë, atëherë është e pamundshme që Islami si fe që dëshiron mësimet e veta t'ia bart njerëzimit dhe të krijojë një shoqëri ku njeriu në trajtë sistematike, me durim dhe sakrifica, të ndërtojë një botë tjetër kualitative, të mos i jetë qasur kësaj problematike. Një transformim i këtillë mund të realizohet vetëm me njohjen e përpiktë të ligjeve, të shpirtit, e të unit njerëzor dhe me kultivimin e tyre. Kurani është libër i cili katërmbëdhjetë shekuj zotëron në një pjesë të konsiderueshme të gjinisë njerëzore, prandaj edhe ai duhet të kuptohet si një libër mjeshtëror në ligjet psikologjike, ndërsa Muhamedi a.s., si njeriu që më së miri e ka kuptuar shpirtin njerëzor dhe si pejgamber që më së tepërmi ka ndikuar në shoqërinë njerëzore. Është tepër e rëndësishme të nxirren në pah faktorët psikologjikë që përbëjnë themelet e suksesit të Pejgamberit a.s., brenda një kohe aq të shkurtër. Një hulumtim i tillë është temë më vete dhe gjithsesi lehtësim i madh për ata që merren me thirrjen fetare islame. Aty do të sqaroheshin pikat te të cilat duhet pasur kujdes, prioritetet dhe vazhdimësia e procesit thirrës. Nëse i qasemi me kujdes Kuranit do të shohim qartë se i kushton rëndësi të posaçme botës shpirtërore të njeriut. Të gjitha kushtet janë që të bëhet një hulumtim i cili do të analizonte ajetet kuranore të cilat kanë të bëjnë me njeriun dhe sjelljet e tij duke u ndihmuar edhe prej metodave të psikologjisë, e cila merret me analizën e sjelljeve të njeriut dhe si disiplinë e re për një kohë të shkurtër ka përparuar shumë. S'ka dyshim se një studim i tillë do të ndihmonte dukshëm në kuptimin e prapavijës së shprehjeve kuranore dhe në njohjen e vërtetë të njeriut. Kurani në urdhrat, vendimet dhe obligimet ka parasysh natyrën e njeriut. Si rrjedhojë, ajetet e Kuranit në masë të madhe janë në ndërlidhje me ligjet natyrore, prandaj edhe njohja e njeriut nga aspekti i Kuranit do të thotë njohje e natyrshme e tij.[1]

**Sot kemi mjetet e informimit, si revista, gazeta, format sociale të komunikimit me masën siç janë (Facebook, Twiter, Instagram, WhatsApp, Viber etj.) radioja, televizioni mundësojnë të arrijnë te njerëzit kudo që gjenden ata qoftë në shtëpi, punë, minierë, udhëtim etj.**

"Këto janë argumentet tona që ia dhamë Ibrahimit kundër popullit të tij. Ne ngremë në shkallë të lartë atë që duam. Zoti yt çdo send e vë në vendin e vet, asgjë nuk mund t'i fshihet." (El Enamë, 83).

Mjetet e propagandimit kanë ndryshuar tërësisht nga ato të kaluarat, derisa përpara bëhej më anë të fjalimeve (hytbeve) apo tubimeve, fjalë që shkruhej në letra apo ligjëratë, ndërsa sot kemi mjetet e informimit, si revista, gazeta, format sociale të komunikimit me masën siç janë (Facebook, Twiter, Instagram,

WhatsApp, Viber etj.) radioja, televizioni mundësojnë të arrijnë te njerëzit kudo që gjenden ata qoftë në shtëpi, punë, minierë, udhëtim etj.

Andaj çdo thirrës që ka vendosur në hyj në këtë fushë patjetër që e ka të zotëroj përdorimin e këtyre mjeteve që do ta lehtësonte tej mase komunikimin si dhe nga ana tjetër është edhe imperativ i kohës që po jetojmë. Qenia njerëzore përcaktohet nga gjendja e tij e shoqërimit dhe nëse ai është i shoqërueshëm, kjo është për shkak se ai mund të komunikojë, domethënë të shkëmbejë mendimet dhe emocionet e tij nga njëra anë dhe krijimet dhe përvojat e tij nga ana tjetër. Këto u takojnë arritjeve më të mira njerëzore. "Kur komunikojnë me mendime dhe emocione, njerëzit jetojnë dhe shprehen, dhe kur objekt i komunikimit janë krijimet dhe përvojat e tyre, të dy individët ose grupet përparojnë dhe bëhen të pasuruar kulturor."

Komunikimi është kusht i domosdoshëm për ekzistencën e njeriut dhe një nga faktorët më të rëndësishëm të zhvillimit të tij shoqëror. Komunikologu Casales, shprehet se, duke qenë një nga aspektet domethënëse të çdo lloj aktiviteti njerëzor, si dhe një kusht për zhvillimin e individualitetit, komunikimi pasqyron nevojën objektive të qenieve njerëzore për asocim dhe bashkëpunim të ndërsjellë.[2]

### Komunikimi dhe vendosmëria

Pohimi është një aftësi themelore për krijimin e marrëdhënieve ndërpersonale. Kur flasim për të mësuar të jemi pohues, dua të them promovimin e zhvillimit të aftësive që do të na lejojnë të jemi njerëz të drejtpërdrejtë, të sinqertë dhe ekspresivë në komunikimet tona. Përveç se janë të sigurt, respektojnë vetveten dhe kanë aftësinë për t›i bërë të tjerët të ndihen të vlefshëm. Këtu ekziston një element që nuk mund të mungojë, gjithmonë duhet të përpiqeni të gjeni një zgjidhje «Win - Win», domethënë, duhet të drejtoni aktin komunikues në një mënyrë që të përfitojë pjesëmarrësit. Sipas Predvechni (1986), jo vetëm këta elementë janë të nevojshëm, por gjithashtu personi duhet të planifikojë gjuhën, përmbajtjen, mjetet për ta transmetuar atë dhe të dijë të marrë reagime. Një autor tjetër, Bert Decker (1981), thekson pyetjet në lidhje me zërin, qëndrimin, etj. Natyrshmëria është një strategji shumë e vlefshme, sepse ky është një burim që ju lejon të bëni përshtypje ose të theksoni diçka, në mënyrë që të supozohet nga bashkëbiseduesi si i vërtetë, autentik.[3]

## Efektet psikologjike

Ky lloj efekti arrihet duke i ligjëruar mendjes së ndërgjegjshme, e kjo në vete është një botë e gjerë e thellë. Ajo që duhet ditur në këtë drejtim është fakti se kjo lloj bote është e gdhendur në memorie e cila e tërheq njeriun drejt ëndrrave të tij ashtu siç ndikojnë rrezet vjollcë apo të tjerat që nuk mund të shihen me anën e syrit, por që kanë ndikim të madh në trupin e njeriut. Por gjithashtu këto efekte mund të kenë një luftë në brendi të individit deri në atë shkallë sa që trupi dhe mendja t'i dorëzohet në fund apo edhe të arrij deri në shkatërrim dhe ta vrasë. Nëse mendojmë për pikën e mëparshme, ajo është e pamundur të bindësh një audiencë nëse nuk demonstrojmë besueshmëri dhe autoritet. Kredibiliteti gjeneron besim dhe, ashtu si me respektin, besimi është një aleat i shkëlqyeshëm i komunikimit. Njerëzit janë më pranues kur ka besim. Prandaj, është e nevojshme që të jeni në përputhje me atë që thoni dhe atë që bëni. Për shembull, se ekziston harmoni ndërmjet komunikimit tuaj verbal dhe joverbal.

Sikundër edhe në lloje të tjera të së folurës në publik, ti do të mund të jesh më efikas në bindjen e të tjerëve nëse i qasesh çështjes në mënyrë sistematike. Hapi i parë është të kuptosh se të bindurit është një proces psikologjik. Ai ndodh një situatë ku ekzistojnë dy ose më shumë këndvështrime të ndryshme. Këndvështrimet mund të jenë krejtësisht të kundërta ose paksa të ndryshme nga njëri-tjetri. Pavarësisht rastit, duhet të ketë mendime të ndryshme, përndryshe nuk do të kishte nevojë që folësi të bindë audiencën.

## Synimi komunikues në dave

Akti komunikues është rezultat i konsensusit ndër-objektiv, e simetrisë së marrëdhënies midis bashkëbiseduesve, në të cilën forca, nëse ekziston, nuk është askush tjetër përveç asaj të ligjërimit racional. Këto akte komunikuese janë pra akte të emancipimit.

Marrëdhënia reciproke e palëve në lidhje me objektin e dialogut mund të jetë efektive vetëm për qëllime të zgjidhjes së problemit kur situata është strukturuar si një proces bashkëpunues, në të cilin qëndrimi i favorshëm për qëllimin e arritjes së një objektivi të përbashkët mundëson një marrëdhënie pozitive të palëve, në të njëjtën kohë që është një kusht në mënyrë që kontradikta në planin e objektit të bisedës të zgjidhet bashkërisht.

Këto strategji komunikimi bazohen në një pozicion bashkëpunues dhe e orienton aktin e komunikimit drejt shprehjes dhe mirëkuptimit reciproke për kërkimin e zgjidhjeve të përbashkëta, të detyrave që çuan në krijimin e komunikimit.

Përmes tyre, progresi arrihet në procesin e komunikimit, si subjektiv ashtu edhe objektiv, i cili përjetohet nga të dy pjesëmarrësit. Kur një person i drejtohet një tjetri përmes gjuhës duke kërkuar mirëkuptim të ndërsjellë dhe komunikim efektiv, reciprokisht presupozon se ajo që secili thotë:

-I përgjigjet realitetit, është e vërtetë.

## Shqetësimi për përsëritjen e rrethanave nacionaliste që çuan në Luftën e Dytë Botërore do të ishte jorealist në kushtet e sotme

Një fushë tjetër strategjie që ndiqet nga partitë e tjera në këtë drejtim, është huazimi i disa elementeve që i përkasin populistëve djathtistë dhe përshtatja e atyre elementeve në agjendën e tyre politike. Marrim shembullin e presidentit nga radhët e Partisë Republikane me ideologji konservatore Nicolas Sarcozy, i cili ndoqi një retorikë të intensifikuar anti-emigrante në nivelin kombëtar dhe atë regjional të BE-së, duke ndërmarrë hapa konkretë për realizimin e Paktit Evropian për Emigrim dhe Azil.[11]

## Përfundimi

Me anë të këtij punimi shpjegohet fenomeni anti-emigrant në rrafshin shoqëror evropian dhe suksesi i tij politik që përbëhet nga progresi i partive të djathta populiste në zgjedhjet e Parlamentit Evropian më 2014 dhe 2019, për të kaluar më pas në ndikimin që ky progres ushtron në partitë me profil të përgjithshëm, duke ua imponuar këtyre të fundit bashkëpunimin, e në disa raste edhe tërheqjen nga qeverisja. Kjo çështje bëhet edhe më alarmante duke pasur parasysh tendencën për ta normalizuar këtë retorikë, e cila bie ndesh me vlerat demokratike, multi-kulturore e diversitare. Shqetësimi për përsëritjen e rrethanave nacionaliste që çuan në Luftën e Dytë Botërore do të ishte jorealist në kushtet e sotme; evropianët vazhdojnë të bashkëjetojnë me grupet e ndryshme shoqërore, megjithatë, pengesat që shfaqen në procesin e




integrimit të emigrantëve në shoqëri në nivel individual, institucional, kombëtar e mbikombëtar, paraqesin një trend jo të dobishëm, por të rrezikshëm për vetë ata. Duke iu referuar mirëqenies së përgjithshme dhe sigurisë grupore, diskursi populist djathtist në formën 'ne dhe të tjerët' në njërën anë, dhe në anën tjetër radikalizimi i grupeve emig-rante përbën një kërcënim të së njëjtës formë. Në këtë rast, përpjekja për zgjidhjen optimale të problemit do të ofrohej nga institucionet kombëtare e mbikombëtare evropiane, të cilat do të hartonin projekte edhe më efikase në procesin integrues të emigrantëve në këtë drejtim.

*Literatura e shfrytëzuar*

1. *Artikuj nga revista shkencore:*
2. *Anderson-Nathe, Ben & Gharabaghi, Kiaras (2017). "Trending rightward: Nationalism, xenophobia, and the 2016 politics of fear", Child & Youth Services, Vol. 38, No. 1, f. 3.*
3. *Carvalho, Joao (2016). "The effectiveness of French immigration policy under President Nicolas Sarkozy", Parliamentary Affairs, Vol. 69, No. 1, f. 14.*
4. *Colakoglu, Elif (2019). "Avrupa'da Multeciler, Yukselen Asiri Sag ve Seçim Surеçleri", Iktisadi ve Idari Bilimler Dergisi, Cilt: 33, Sayi: 3, Ataturk Universitesi, f. 948.*
5. *Cole, Alexandra (2005). "Old Right or New Right? The Ideological Positioning of Parties on the Far Right", European Journal of Political Research, Vol. 44, No. 2, f. 209-205.*
6. *Hjerm, Mikael (2007). "Do Numbers Really Count? Group Threat Theory Revisited", Journal of Ethnic and Migration Studies, Vol. 33, No. 8, f. 1255.*
7. *Kallis, Aristotle (2014). "The radical right in contemporary Europe", SETA, No. 13, f. 15-8.*
8. *Meguid, Bonnie M. (2005). "Competition Between Unequals: The Role of Mainstream Party Strategy in Niche Party Success", The American Political Science Review, Vol. 99, No. 3, f. 350-347.*
9. *Raporte institucionale:*
10. *De Sie, Lorenzo; Emanuele, Vincenzo & Maggini, Nicola (2014). "The European Parliament elections of 2014", CISE, Roma, f. 312-307.*
11. *European Commision Special Eurobarometer 2017) 469). "Integration of Immigrants in the European Union", Report, f. 60-57.*
12. *Fella, Stefano; Uberoi, Elise & Cracknell, Richard (2019). "European Parliament Elections 2019: results and analysis", Briefing Paper, UK Parliament, f. 69-68.*
13. *Burime nga interneti:*
14. *"Europe's migration crisis" (përditësuar më .20 2020 .10) https://www.europarl.europa.eu/news/en/headlines/society/20170629STO78631/europe-s-migration-crisis (Data e fundit e aksesimit 2020 .12 .20)*
15. *"Explaining the main drivers of anti-immigration attitudes in Europe" (.30 2020 .11) https://www.eyes-on-europe.eu/explaining-the-main-drivers-of-anti-immigration-attitudes-in-europe/ (Data e fundit e aksesimit 05.01.2021)*
16. *Hallam, Mark "Why is everyone in Germany talking about Thuringia and AfD?" (2020 .02 .06). https://www.dw.com/en/why-is-everyone-in-germany-talking-about-thuringia-and-afd/a52277013- (Data e fundit e aksesimit 2021 .01 .15)*
17. *Riegert, Berndt, "E djathta populiste - një tendencë europiane në forcim" (2020 .02 .09) https://www.dw.com/sq/e-djathta-populiste-nj%C3%AB-tendenc%C3%AB-europiane-n%C3%AB-forcim/a52303094- (Data e fundit e aksesimit 2021 .01 .15)*

*1. Lorenzo De Sie, Vincenzo Emanuele & Nicola Maggini, "The European Parliament elections of 2014", CISE, Roma, 2014, f. 307-312. 2. Po aty. 3. Elif Colakoglu, "Avrupa'da Multeciler, Yukselen Asiri Sag ve Seçim Surеçleri", Iktisadi ve Idari Bilimler Dergisi, Cilt: 33, Sayi: 3, Ataturk Universitesi, 2019, f. 948. 4. Stefano Fella, Elise Uberoi & Richard Cracknell, "European Parliament Elections 2019: results and analysis", Briefing Paper, UK Parliament, 2019, f. 68-69. 5. Po aty. 6. Po aty. 7. Mark Hallam, "Why is everyone in Germany talking about Thuringia and AfD?", 06. 02. 2020, https://www.dw.com/en/why-is-everyone-in-germany-talking-about-thuringia-and-afd/a-52277013 (Data e fundit e aksesimit 15. 01. 2021). 8. Bernd Riegert, "E djathta populiste - një tendencë europiane në forcim", 09. 02. 2020, https://www.dw.com/sq/e-djathta-populiste-nj%C3%AB-tendenc%C3%AB-europiane-n%C3%AB-forcim/a-52303094 (Data e fundit e aksesimit 15. 01. 2021). 9. Po aty. 10. Po aty. 11. Joao Carvalho, "The effectiveness of French immigration policy under President Nicolas Sarkozy", Parliamentary Affairs, Vol. 69, No. 1, 2016, f.14.*

Jeton Neziri

# Mësimi i fikhut në medresetë e Kosovës gjatë periudhës Osmane (2)

## Librat e fikhut që janë mësuar në medresetë e Kosovës

Në medresetë e Kosovës, në lëndën e fikhut janë mësuar librat më të rëndësishme të medhhebit hanefi. Kjo ngase Perandoria Osmane, pjesë e së cilës ishin edhe tokat shqiptare, i takonte medhhebit hanfei, dhe kjo ka ndikuar që në medresetë tona të mësohen librat bazë të këtij medhhebi.[1]

Në bazë të të dhënave për dorëshkrimet që gjenden në Kosovë mund të nxirret një pasqyrë e përgjithshme e librave të fikhut që janë mësuar në medresetë e Kosovës.

Si tekste në medresetë e Kosovës në lëndën e fikhut janë përdorur librat e mëposhtëm:

**Multeka el-Ebhur:** Kjo vepër është shkruar nga Ibrahim b. Muhamed el-Halebî (vdiq më 956/1549), dhe ka qenë libër bazë në medresetë osmane në Kosovë, madje ka qenë libër bazik edhe periudhat e para të Medresesë Alauddin, kur ajo ishte si shkollë e mesme e ultë, por edhe kur është bërë shkollë e mesme e lartë pas vitit 1962.[2] Kjo vepër gjithashtu është marrë për bazë si kod i së drejtës së Sheriatit edhe në gjykatat osmane.[3]

**Terxhume-i Multeka**: Kjo vepër është përkthim në gjuhën turke i veprës se njohur të fikhut "Multeka el-Ebhur". Përkthyesi dhe komentuesi i kësaj vepre është Muhamed efendi Mevkufati dhe iu është kushtuar sulltan Ibraimit (1049/1058 h. - 1640/1648 m.). Në bazë të kësaj, këtë vepër Muhamed efendi Mevkufati e ka shkruar në mesin e shekullit XVII. Kjo vepër njihet edhe me emra të tjerë, si: "Terxhume-i multeka el-Ebhur", "Sherh-i Multeka el-Ebhur", "Sherh-i Kitab Multeka el-Ebhur", "Terxhume-i Multeka el-Ebhur me'a Sherh bit-turkijjeti li el-Mevkufati".[4]

**Kuduri**: Kjo vepër është shkruar nga Ebu'l-Hüseyn Ahmed b. Muhamed el-Kudûrî el-Bagdâdî (vdiq më 428/1039), i cili ka qenë njëri prej përfaqësuesve më të njohur të shkollës juridike hanefite. Kjo vepër për një kohë të gjatë është mësuar si libër didaktik nëpër medresetë e kohës, e rrjedhimisht edhe te ne. Te hanefitë kjo vepër shpeshherë, në shenjë respekti, është quajtur "El-Kitab", ndërsa te nxënësit, sidomos tek ata të mëvonshmit, është njohur me emrin "El-Kuduri", pra me emrin e autorit. Gjithashtu njihet edhe me emrin "Muhtesar el-Kuduri".[5]

**Kitab Munjeti el-Musal-li ve Gunjetu el-Mubtedi**: Kjo vepër është shkruar nga Saduddin Muhamed bin el-Kashgari (vd. 705/1306) dhe ka të bëjë me rregullat e namazit.[6]

Kitab Gunjeti ei-Mutemli fi sherhi Munjeti el-Musal-li (Halebi sagir): Kjo vepër është komentim i veprës "Munjetu el-Musal-li" të Muhamed el-Kashgarit. Autor i këtij komentimit është Ibrahim ibën Muhamed bin Ibrahim el-Halebi (vdiq me 956/1549). Në fakt, autori i ka bërë dy komentime, njëri është vepra në fjalë që njihet me emrin "Halebi sagir" (Halebi i vogël), ndërsa tjetri është komentim më i zgjeruar dhe njihet me emrin "Halebi Kebir" (Halebi i madh). Këto dy komentimet kanë qenë shumë të njohura ndër ulematë tanë dhe i gjejmë pothuajse në të gjitha bibliotekat e ulemave tanë të mëhershëm.[7]








*Mejtepi në fshatin Lluka e Epërme*

**Kitab Ustuvani:** Kjo vepër është e shkruar në gjuhën turke dhe i atribuohet Ustuvani Mehmet Efendisë. Autori i saj është një nxënës i Ustuvani Mehmet Efendisë, emri i të cilit është anonim.[8] Është në formë të një doracakut (ilmi-hal) dhe bënë fjalë për besimin islam, bazat e fesë islame, pastërtinë islame, namazin, etj.[9]

**Shir'a el-Islam:** Kjo vepër është shkruar nga myftiu i njohur Rukn el-Islam Muhamed bin Ebu Beker Imamzade el-Hanefi (vdiq me 573/1177). Kjo vepër e tij ka qenë mjaft e përhapur në botën islame si në mesin e njerëzve, ashtu edhe në mesin e ulemave osmanë. Ky libër, i cili është si një udhëzues në bazë të haditheve për jetën e myslimanit që nga lindja e deri në vdekje, ka qenë shumë i njohur dhe i lexuar në Anadoll. Gjithashtu është mësuar edhe në medrese, mejtepe dhe xhami.[10]

**Durru'l-Muhtâr:** Kjo vepër është shkruar nga Muhamed Haskefi el-Hanefî (vd. 1088/1677). Në fakt, është komentim i veprës "Tenvîru l-ebsar" të Dimeshkiut që ka të bëjë me jurisprudencën islame dhe të drejtën e Sheriatit.

**El-Hidaje**: Kjo vepër është një ndër veprat më të njohura të fikhut hanefi. Autori i saj është Burhanuddîn bin ebi Beker el-Merginani (vd. 650/1253), i cili i ka bërë komentim veprës së tij "Bidâjetu'l-Mubtedî" duke i përmbledhur meselet që janë trajtuar në librin "El-Muhtasar" të Kuduriut dhe në librin "El-Xhami'u's-sagir" të Muhamed bin Hasen esh-Shejbanit.

**Muhtesar el-Vikaje**: Kjo vepër është një ndër veprat më të njohura të fikhut hanefi. Autori është Sadr esh-Sheria eth-Thani (747/1346). Është komentim i veprës "Vikaje err-Rrivaje fi mesaili el-Hidaje" të Taxhuşşeria Omer bin Ubejdullah el-Buhariut (vd. 709/1309), i cili e ka shkruar këtë vepër për nipin e tij nga vajza, Sadr esh-Sheria eth-Thani, duke zgjedhur dhe marrë çështjet që i ka vlerësuar të rëndësishme në librin "Hidaje".[11]

**Kenz ed-Dakaik**: Është vepër për fikhun hanefi, e cila përmban pyetje praktike dhe është mësuar nëpër medresetë e kohës. Autori i kësaj vepre është Hafizuddin ebu el-Berekat Abdullâh b. Ahmed b Mahmud en- Nesefî (vd. 710/1310).[12]

**Ilmi Feraiz**: Kjo vepër flet për ndarjen e trashëgimisë ndërmjet trashëgimtarëve. Autor i saj është Siraxhuddin Muhamed b. Aburrashid es-Sixhavendi (jetoi në shek. VII të hixhrit).[13]

Në medresetë tona në lëndën e usuli fikhut me ndonjë ndryshim janë mësuar librat e mëposhtme:

**Miratu Usul fi şerh Mirkati'l-Vusul**: Kjo vepër është një ndër veprat e njohura në lëmin e usuli fikhut. Autori i kësaj vepre është mulla Muhamed bin Feramerz bin Ali, i njohur si Mulla Husrev (vd. 885/1480). Autori në këtë vepër e ka komentuar veprën e tij, "Mirkatu'l-vusul ila ilmi'l-usul" e cila është më e vështir për t'u kuptuar.[14]

**Tenkihu l-usul ve tavzihu't-tenkih**: Autor i këtyre veprave është Burhan eş-Şeria Mahmud b. Sadri eş-Şeria el-Evvel el-Hanefî (vd. 673/1274). Libri Tavzih është komentim i librit Tenkih. Këto vepra janë mësuar në medresetë osmane në lëndën e usuli fikhut.[15]

**El-Mugni (el-Mugni fi usuli'l-fikh)**: Autor i kësaj vepre është Xhelaluddin Omer el- Habbaz el-Huxhandi (vd. 691/1292). Kjo vepër është mësuar në lëndën e usuli fikhut në medresetë tona.[16]

**Sherhu'l-Menar**: Kjo vepër është komentim i veprës "Menaru'l-Envar" të Ebu el-Berekât Hafizuddin en-Nesefi (vd.1310). Autor i saj është Ibën Melek (vd. 797/1395). Kjo vepër është mësuar për një kohë të gjatë në lëndën e usuli fikhut nëpër medrese.[17]

*1. Hasan Kayapınar - Ömer Korkmaz, "XVI. Yüzyıl Osmanlı Medreselerinde Fıkıh Eğitimi (Sahn-ı Seman ve Süleymaniye Örneği), Uluslararası Sosyal Araştırmalar Dergisi, vëll. 10, Nr. 54, 2017, f. 1016. 2. Driton Arifi – Ekrem Maqedonci, "Kontributi dhe Roli i Medresesë Alaudin në kultivim dhe ruajtjen e shkollës juridike hanefite në trojet shqiptare", Medreseja "Alaudin" e Prishtinës: 65 vjet në shërbim të arsimit fetar dhe kombëtar, Prishtinë, 2018, fq. 508-510. 3. Aydın - Erünsal, po aty, fq. 106. 4. Sadik Mehmeti, Dorëshkrimet orientale në arkivin e Kosovës, Prishtinë, 2008, fq. 74. 5. Po aty, fq. 71. 6. Po aty, fq. 76. 7. Po aty, fq. 77-78. 8. Muammer Göçmen, "Üstüvani Mehmet Efendi", TDV İslâm Ansiklopedisi, Vëll. 42, Stamboll, 2012, fq. 397. 9. Mehmeti, Dorëshkrimet Orientale… , fq. 80. 10. Po aty, fq. 81; Necati İşler, "Muhammed b. İbrahim'in Manzûm Şir'atü'l-İslam Tercümesi (Şir'a-i Manzûm)", Eskiyeni 41, Ankara, 2020, fq. 779. 11. Telkenaroğlu, po aty, fq. 162; Mehmeti, Dorëshkrimet Orientale…, fq. 89. 12. Mehmeti, Dorëshkrimet Orientale…, fq. 92. 13. Mehmeti, Shkollat dhe arsimi në Kovovë….., fq. 286. 14. Po aty, fq. 83; Telkenaroğlu, po aty, fq. 164. 15. Mefail Hızlı, "Osmanlı Medreselerinde Okutulan Dersler ve Eserler", Bursa, UÜ İlâhiyat Fakültesi Dergisi, Vëll.17, Nr. 2008) 1), fq. 38; Mehmeti, Shkollat dhe arsimi në Kovovë….., fq. 286. 16. Mehmeti, po aty, fq. 287. 17. Po aty, fq. 287.*

Elez Osmani

# Kujtime dhe të dhëna për haxhi Osmanin nga Morina (2)

Haxhi Osmani ishte formuar në një qendër të njohur shkencore, fetare e kulturore, në "Fatih" të Stambollit. Ne bibliotekën e tij, të ruajtur edhe sot e kësaj dite, ka shumë libra në gjuhën osmane. Kur në vitin 1998 e kontrolluam bibliotekën e tij, me orientalistin Nehat Krasniqi, aty ishin, përveç tjerash, edhe dy dorëshkrime me vlerë të veçantë, të cilat edhe sot e kësaj dite janë të dr. Nehati. Ne e kërkonim ixhazetnamen e tij, apo ndonjë dokument personal të tij, por nuk e gjetëm. Por, në mes të një libri, "qitabi" të vjetër të tij, kemi hasur një diplomë speciale, e cila u jepej njerëzve të ditur e të devotshëm. Aty, sipas përkthimit te dr. Nehat Krasniqit, shkruan:

"Osman-Nuri ibni Bekir-sidki Gjakovasi, ka marrë edhe një diplomë speciale për komentimin e kasides "El Kasidetul berijetu", të autorit Ebi Abdullah Muhamed bin Said bin Hamid el-Misri el-Busejri. Diplomën ia ka lëshuar Zijaudin Kastamuni dhe e ka vërtetuar Hasan Hilmi, në vitin 1319 hixhri, viti 1900, sipas erës së re.

Diploma mbante emrat e komentuesve më të mirë të kësaj kasideje, duke filluar nga autori, e deri tek i diplomuari në fjalë, Osman Nuri Beka.

Nga kjo diplomë shihet se leximi dhe shpjegimi më autentik i kësaj kasideje, pas autorit El-Busejri është përcjellë në mënyrë zinxhirore, nga një dijetar te tjetrin, sipas kësaj radhe:

1. Shejh Abdullah,
2. Shejh Abdullah bin Shashi,
3. Shejh Muhamed el-Sharki,
4. Shejh ebu es-Sufjani.
5. Shejh Muhamed bin Ahmed el-Magrebi,
6. Shejh Muhamed bin Muhamed bin Muhamed ibni Ahmed ed-Dimjati en-Nakshibendi,
7. Ibni Sebil el-Kibrisi,
8. Shej es-Said Hafidh Ali,
9. Shejh Ahmed Zijaudin ibn Mustafa el-Gymyshhanevi.

Diploma ka katër fletë. Fletët 1a dhe 4b janë të zbrazëta. Në fletën 3a janë cekur kushtet që duhej t'i plotësonte komentuesi i kasides së cekur, të cilat janë radhitur në 18 pika. Pasojnë 9 pika nga rregullat përcjellëse, se si duhej lexuar e shpjeguar kjo kaside, në mënyrë që të arrihet efekti religjioz. Në fund pasojnë një varg dobish të cekura, që sipas ixhazetnames, sjellë leximi dhe shpjegimi i kësaj kasideje.

"Kur vinte në Morinë, mblidhej i tërë fshati për ta takuar", vazhdon rrëfimin plaku i mençur, Beqë Mustafa. Ishte i respektuar, i nderuar dhe shumë i afërt. "Unë isha i vogël, por i vogli mban mend shumë. E kujtoj si sot. E mbaj mend mirë pamjen e tij. Ishte i pashëm, i gjatë. Kishte një fytyrë burri, përherë i hareshëm. Populli thoshin se e kishte një rrem evliallëku. Mbante veshur një herkë të bardhë, andaj dukej



**Qëndrimi i tij prej 18 vjetësh në Stamboll, i kishte mundësuar që të njihej me shumë bashkëvendës të tjerë, e në radhë të parë me rrethet patriotike, intelektuale të shqiptarëve në Stamboll, të cilët kishin filluar angazhimin e tyre për çështjen shqiptare.**

shumë zotëri. Mua si fëmijë më bënte përshtypje", vazhdon axha Beqë rrëfimin, duke sjellë në kujtesë ato që kishte mbajtur mend. Afërsia dhe dashuria me të cilat sillej me ne, andaj shpesh thosha me vete: e sikur të jemi të gjithë të shkolluar në Stamboll.

Ishte trim. Nuk e duronte padrejtësinë. Problemet dhe çështjet e rënda që i sillte jeta, haxhi Osmani, së pari provonte t'i zgjidhte me urtësi, por në raste të tjera, reagonte ndryshe. Njëherë kishin ardhur disa rrugaçë nga Malësia, për ta sulmuar familjen e Zeqir Sylës, të Çelaj, si dhe dëshironin t'ia digjnin shtëpinë. Kur i kishin treguar babës haxhi, ishte hidhëruar shumë. E ka marrë xhamadanin, e ka marrë pushkën e vëllait, dhe u ka shkuar në ndihmë Çelajve duke bërtitur, t'i vrasim qyfarët, që bëjnë zullum mbi robër e fëmijë. Kjo kishte jehuar si kushtrim, sepse, pas tij shkuan edhe të tjerët, andaj sulmuesit ishin tërhequr.

Por, karakterin e tij luftarak, do ta dëshmojë me fjalë, me penë dhe me pushkë, ndaj pushtetit serb, qe kishte filluar të shtrihej në Kosovë, në fillim shekullin XX.

Haxhi Osmani, vazhdon plaku 94 vjeçar, gjithmonë na këshillonte, që të jemi bashkë i tërë fshati. Ta duam njëri-tjetrin. Ai shikonte më larg se ne. Një rast tjetër, që më kujtohet, thotë Beqë Mustafa, ishte kur ia kishim shitur truallin tonë në Morinë të Epërme, Abdyl Xhulit nga Shipshani, do të thotë, personit nga një fshat tjetër i Malësisë. Këtë nuk e kishte pranuar Morina, sepse blerësin nuk e kishim në fis. Axha Arif dhe të tjerët nuk donin të ndërronin mendje. Puna kishte shkuar bukur larg. Kur kishte dëgjuar baba haxhi, kishte ardhur dhe na ka bindur të heqim dorë, ta prishim pazarin duke na këshilluar, se pa razi të katundit nuk ka kurrgjë. Ku është razia, aty është bereqeti, na thoshte.

Qëndrimi i tij prej 18 vjetësh në Stamboll, i kishte mundësuar që të njihej me shumë bashkëvendës të tjerë, e në radhë të parë me rrethet patriotike, intelektuale të shqiptarëve në Stamboll, të cilët kishin filluar angazhimin e tyre për çështjen shqiptare. Idetë për çlirimin dhe ruajtjen e trojeve shqiptare ishin të pranishme. Por angazhimi dhe përcaktimi i rrugëve dhe detyrave konkrete ishte çështje që u takonte të gjithëve veç e veç. Kjo kishte ndikuar që ai, pas një qëndrimi të gjatë e të rehatshëm në kryeqytetin e Perandorisë, të kthehej në vendin e tij, në mënyrë që të japë ndihmën e tij për çështjen madhore, që ishte ruajtja e tërësisë së atdheut.

Kujtesa popullore thotë, se kur ishte shpallur Pavarësia e Shqipërisë, në Vlorë, më 1912, haxhi Osmani kishte qenë krah i Ismail Qemalit, si dhe i ka prirë në faljen e namazit të drekës, në atë ditë të shënuar.?! (Për këtë nuk kam hasur në ndonjë të dhënë tjetër të shkruar).

Por aktiviteti i tij politik, luftarak e organizativ më konkret, del në shesh kur Morinën e ka sulmuar Mali i Zi, (Cërnagorja), si i thoshim ne, tregon Beqë Mustafa. Atëherë ishte dhënë kushtrim i përgjithshëm, që t'i mbrojmë trojet tona. Kjo ishte edhe porosia që dilte nga "Lidhjet…" e shumta, që do të konkretizoheshin me aksione luftarake. Populli ishte organizuar, për t'u përballur me pushtuesit e rinj serb e malazez. Ata do të qëndronin i madh e i vogël. Axha haxhi ishte në mesin e popullit dhe së bashku me parinë e vendit, ishin duke bërë organizimin e tij. Ai thoshte se, kush vdes duke luftuar me shkja, shkon shehid. Morina ishte e vendosur për të luftuar. Dhe luftuan disa ditë duke i bërë ballë ushtrisë serbo-malazeze. Pozita gjeografike ia bënte të mundur qëndresën. Në lug të pulatanëve janë vrarë shumë ushtarë të hasmit. Ne nuk e kishim atë armatim si të armikut, por i dinim shtigjet dhe e kishim guximin. Ishim të vendosur të vdesim. Pas një lufte të pabarabartë, armiqtë që pësonin, filluan ta djegin fshatin, shtëpive ua vunë flakën. Morina u kall, u dogj dhe u bë shkrumb. Kjo ishte hera e dytë. Fshatarët kishin vendosur të luftojnë. Dhe thoshin se më mirë është të piqemi e të digjemi, se sa t'i vejmë në kokë kapicat (kapelat) e Malit te Zi. Kështu Morina bëri qëndresë të fortë, nuk u dorëzua. Pas një qëndrese disa ditësh, kur u harxhohet ai pak municion qe kishin, detyrohen të largohen të gjithë, ndaj me rob e fëmijë, kaluan në Malësi të Gjakovës. U detyruam ta lëshojnë fshatin dhe të qëndrojnë disa ditë në Malësi, për të vazhduar për në Shkodër. Ndalja e ushtrisë malazeze, humbja e jetës së ushtarëve malazez, kushtrimi i dhënë, qëndresa që bënë fshatarët e Morinës, kishte pasur jehonë të madhe. Së paku nuk doli ashtu siç kishin menduar ata, serbët dhe malazezët, siç kishin vepruar në disa fshatra të tjera, duke ju ndërruar fenë, duke ja ndërruar kombësinë me dhunë, pra duke ju vu kapicën në kokë. Kur ushtarët malazez e kallen fshatin, kishin shpresuar t'i kapin fshatarët të gjallë, që të hakmerreshin duke i masakruar. Por fshati ishte boshatisur me kohë. Banorët kishin kaluar në Malësi. Në këtë situatë, vazhdon rrëfimin Beqë Mustafa, unë them se i kisha 5-6 vjet, dhe e mbaj mend mirë, u detyruam të vazhdojmë rrugën për në Shkodër. Baba haxhi kishte shkuar më parë, për të siguruar vendosjen tonë, e cila nuk harrohet,



*Kulla ku është lindur haxhi Osman Morina (tashmë e djegur nga forcat serbe)*

por mbahet mend si mikpritje shkodrane. Ai dhe të tjerët dëshmuan dhe protestuan te konsullatat e Evropës që i kishin selitë në Shkodër për dhunën dhe terrorin serbo-malazez mbi popullsinë shqiptare.

Baba Haxhi, siç e thashë, ishte nisur para nesh në Shkodër, kurse e shoqëronte djali i axhës Daut Ibish, por kur kanë shkuar tek ura e Vezirit janë takuar me bandat malazeze, andaj pas shkëmbimit të zjarrit, Dauti Ibish ishte plagosur rëndë dhe kishte rënë në lumë dhe kishte vdekur. Por, baba haxhi kishte arritur të futej në Shkodër. Edhe ajo ishte në luftë. Aty merr kontakt me parinë e qytetit, në saje të lidhjeve dhe autoritetit që kishte, por mbi të gjitha nga jehona e qëndresës heroike të Morinës. E këtë më së miri e kuptonte Shkodra, e cila plot 7 muaj kishte qenë e rrethuar dhe u kishte bërë ballë ushtrive armike. Ishte në luftë me Podgoricën. Shkodranët ishin entuziazmuar me qëndresën e Morinës. Ata për disa ditë e vonuan ushtrinë malazeze që të sulmonte Shkodrën nga ana që se prisnin. Populli këtë qëndresë e përjetësuan në këngë, duke i kënduar qëndresës heroike të Morinës: "...Shkodra para u ka dalë, gjithë në ngryk i ka marrë, mirë se erdhët bajraktarë, se me luftë të sodit jemi mbet shqiptarë…"

Në mungesë të ndonjë dokumenti tjetër, përveç gjurmëve të kujtesës së popullit për luftën e Morinës, si dhe rolin e haxhi Osmanit, mbesin shumë ngjarje që presin të ndriçohen nga historianët tanë. Megjithatë, një dokument arkivor, i botuar në veprën e dr. Zekrija Canës, me titull: "Gjenocidi i Malit të Zi mbi popullin shqiptar 1912-1913", Prishtinë, 1996, hedh dritë pak a shumë mbi ngjarjet e atyre ditëve. Dokumenti mban numrin 208, dhe është një telegram i dërguar ministrit të brendshëm malazez, Gojniq në Cetinë, nga brigadier Veshoviq, në Pejë, ku pos të tjerash thuhet: "Z. Janko Spasojeviq, i cili gjendet në Gjakovë qe dy ditë, për inspektim të komunave, më lajmëron: "Bajram Curri gjendet në Mat dhe u ka dërguar komiteteve të Plavës e Gucisë letër, që pas thirrjes së pushtetit malazias, mos të kthehen kurrsesi në shtëpitë e tyre, por të shkojnë në Shkodër dhe të ankohen atje kundër terrorit dhe vrasjeve të muhamedanëve (lexo shqiptarëve myslimanë) në ato vende. Ai i sigurojë ata se për shkak të këtij terrori, Plava dhe Gucia do t'i takojnë Shqipërisë. Ai, si përfaqësues i Komitëve të Qarkut të Gjakovës, ka shkuar në Shkodër për këtë shkak të terrorit, kurse Ahmet Beu nga Gjakova, e nisi haxhi Osmanin nga Morina, në Krasniqe që t'u thotë komitëve mos të kthehen me thirrjen e pushtetit malazias dhe se Vilajeti i Janinës, ai i Manastirit dhe i Shkodrës, por është i mundur edhe i Kosovës, do të fitojnë autonominë. Për këtë të fundit do të dihej, saktësisht brenda dhjetë ditëve." (f. 216).

Mjerisht me hilet e Evropës, lufta dhe angazhimi i shqiptarëve nuk u vlerësua, ndaj edhe përpjekjet e tyre dështuan, jo me fajin e tyre. Atdheu u rrudh në përmasa drastike. Kosova, Manastiri, Janina mbetën jashtë gjeografisë shqiptare.

Me ndërhyrjen e konsujve në Shkodër, populli ishte kthyer në Morinë. Haxhi Osman Morina vazhdoi aktivitetin politik me krerët e kohës për mbajtjen dhe ngritjen e moralit në masat e gjëra popullore për rezistencë. Por, ai në xhaminë e tij në Prelep të Deçanit, do të bëhej edhe më i ashpër, më kritik, kundër pushtetit serbo-sllav.

Vdiq në Prilep dhe është varrosur në varrezat rreth xhamisë se fshatit.

*P.S ky shkrim ka qenë i përgatitur për t'u botuar në DI më 1999, por për shkak të zhvillimeve luftarake dhe situatës së krijuar në Kosovë, nuk ka shkuar në botim. Ne ndërkohë e kemi pasuruar me ndonjë shënim të ri.*

**Agron M. Rexhepi, MD, PhD,**

# Të ushqyerit e shëndetshëm gjatë ditëve të verës

Sipas Këshillit Australian për Hulumtime Mjekësore dhe për Shëndet Kombëtar, meshkujt e rritur, varësisht nga kushtet klimatike dhe niveli i aktivitetit fizik që bëjnë, duhet të pinë së paku 2.6 litra ujë, ndërsa femrat e rritura së paku 2.1 litra ujë në ditë.

Ditët me temperatura të larta gjatë stinës së verës na imponojnë që të ndryshojmë dhe të adaptojmë menynë tonë ditore të të ushqyerit. Është më se e sigurt se gjatë këtyre ditëve të nxehta organizmi ynë nuk ka nevojë për marrjen e ushqimeve hiperkalorike – hiperenergjetike dhe që treten vështirë (yndyrat, mishi i kuq, ëmbëlsirat).

E një rëndësie primare gjatë ditëve të nxehta të verës është që të bëhet hidratimi i rregullt i organizmit (marrja e sasisë së mjaftueshme të lëngjeve) dhe marrja e ushqimeve që lehtë treten dhe absorbohen nga organizmi.

Pas oksigjenit, sigurisht se uji është elementi më i rëndësishëm dhe esencial për jetën e njeriut – përderisa pa ushqim (vetëm me ujë) njeriu mund të jetoj mbi 55 ditë pa ndonjë problem shëndetësor, pa ujë njeriu nuk mund të jetojë më shumë se disa ditë.

Vetë fakti se 75% e sipërfaqes së tokës përbëhet nga uji (oqeanet, detet, liqenet, lumenjtë), respektivisht 3/2, apo 55 – 70% të peshës trupore të njeriut përbëhet nga uji tregon për rëndësinë e këtij elementi (nutrienti) për ekzistencën e njeriut. Me kalimin e moshës, p.sh. te mashkulli i moshës 60 vjeçare, për shkak të zvogëlimit të masës muskulore dhe shtimit të masës dhjamore, zvogëlohet sasia e përgjithshme e ujit të trupit në vetëm 50% të peshës trupore. [3, 4]



Rëndësia e ujit për organizmin e njeriut është e shumëfishtë:

- termorregullues i organizmit;
- eliminimi i produkteve të fundit përmes veshkave;
- siguron lëvizshmërinë e trupit (sasia e ujit në nyjëtime-artikulacione);
- përbën pështymën, ndihmon tretjen e ushqimit, ndihmon absorbimin e materieve ushqyese nga zorrët, si dhe lehtëson largimin e produkteve të fundit nga zorrët, duke penguar zhvillimin e kapsllëkut;
- furnizon qelizat me materie ushqyese dhe me oksigjen;
- të gjitha proceset biokimike ndodhin në ambient ujor;
- mban tonusin e muskujve dhe të lëkurës, si dhe zvogëlon dhimbjen e muskujve gjatë dhe pas aktiviteteve fizike;

Sasia e mjaftueshme e ujit në organizëm e mbron organizmin nga shumë sëmundje.

Nëse brenda ditës pihen deri tetë gota ujë, për 45% zvogëlohet mundësia e paraqitjes së kancerit të zorrës së trashë, ndërsa për 50% zvogëlohet mundësia e paraqitjes së kancerit të fshikëzës së urinës. Po ashtu, zvogëlohet mundësia e dëmtimit të veshkave dhe e shfaqjes së kokëdhimbjes, ndërkaq, sipas disa hulumtimeve, sasia e mjaftueshme e ujit zvogëlon edhe mundësinë e paraqitjes së kancerit të gjirit. [4]

Sasia e nevojshme ditore e organizmit për lëngje varet nga disa

faktorë, siç janë: rritja dhe zhvillimi i organizmit, gjinia, lloji i ushqimit që konsumohet, gjendja psikike dhe niveli i aktiviteteve fizike ditore.[4]

Vlerësohet se afërsisht 75-80% të njerëzve kanë humbje të lehtë dhe kronike të lëngjeve të organizmit (dehidrim të shkallës së lehtë). Zvogëlimi i sasisë së lëngjeve në organizëm për 2% të peshës së përgjithshme trupore, mund të ketë efekt dëmtues për organizmin (ndjenjë e lodhjes gjatë ditës, ndjenjë e etjes, turbullimi i memories, vështirësi në fokusim për kryerjen e detyrave të thjeshta p.sh. matematikore, pengim i dritës, kokëdhembje, dhe marramendje). Zvogëlimi i sasisë së lëngjeve trupore për 4-5% zvogëlon aftësitë e organizmit për 20-30% për të kryer punë efikase, ndërsa ndikon të humbë 25-30% të energjisë së përgjithshme. Zvogëlimi i sasisë së lëngjeve trupore për 10% rrezikon seriozisht shëndetin e njeriut, ndërkaq mos marrja e lëngjeve për disa ditë (më së shumti një javë) shkakton vdekjen e njeriut, respektivisht humbja e lëngjeve trupore për 11%, pa kompensim adekuat, do të shkaktojë vdekjen.

Se çfarë sasie të ujit duhet konsumuar që të arrijmë nivelin e duhur të lëngjeve në organizëm mund të bazohemi në disa masa orientuese të preferuara nga asociacione të rëndësishme botërore të nutricionistëve. Sipas Këshillit Australian për Hulumtime Mjekësore dhe për Shëndet Kombëtar, meshkujt e rritur, varësisht nga kushtet klimatike dhe niveli i aktivitetit fizik që bëjnë, duhet të pinë së paku 2.6 litra ujë, ndërsa femrat e rritura së paku 2.1 litra ujë në ditë.[3] Propozim tjetër është të pihen të paktën 6-8 gota ujë brenda ditës, por si masë diçka më precize për marrjen e sasisë së mjaftueshme të ujit brenda 24 orëve preferohet sasia 30 ml. ujë për kg të peshës trupore. [4]

**Gjatë ditëve të nxehta, ushqimi ditor duhet të jetë i rregullt, në sasi të paktë dhe i shpërndarë në tri racione kryesore (kujdes mëngjesin – mos ta lëmë anash në asnjë mënyrë) dhe dy shujta ndërmjetëse, dhe të përbëhet kryesisht nga drithërat, pemët dhe perimet.**

Meqenëse shumë ushqime përmbajnë sasi të madhe të ujit, afërsisht 40% e sasisë ditore të ujit merret pikërisht nga këto ushqime të lëngëta. Gabim i madh do të ishte po qe se tentohet që etja të shuhet me këto ushqime të lëngëta, të cilat, përveç ujit, organizmit do t'i jepnin edhe sasi të tepërta të kalorive (gjë që nuk do të ndodhte nëse etja shuhet vetëm me ujë), me çka do të rrezikohej çrregullimi i peshës trupore (do të bëhej prishja e raportit ndërmjet energjisë hyrëse dhe energjisë dalëse). Po ashtu për arsye të njëjta nuk preferohet që etja të shuhet as me lëngje tjera të sheqerosura – çfarëdo qofshin ato. Rimbushja më e shpejtë dhe më efikase e organizmit me lëngje bëhet me ujë të thjeshtë, brenda një ore, nga zorrët, mund të absorbohen rreth 1000 ml ujë. [4]

Konformë haditheve të të Dërguarit të Allahut, Muhamedit a.s., për shuarje të etjes nuk preferohet të pihet uji i ftohtë, për arsye se do të vështirësonte tretjen e ushqimeve.



**Gjatë ditëve të verës të kemi shumë kujdes në marrjen e mjaftueshme të lëngjeve, të konsumojmë ushqime lehtë të tretshme dhe të lëngshme, të bazuara kryesisht në drithëra, pemë, perime dhe produkte të lehta të qumështit, si dhe gjithsesi, gjithsesi dhe prapë gjithsesi ta bëjmë jetën sa më shumë fizikisht aktive.**

Ndërkaq në freskinë 15-20 minutëshe që do ta ndiejmë pas pirjes së ujit të ftohtë, organizmi ynë në ftohjen momentale të brendshme do të bëjë reagim fiziologjik me rritje të qarkullimit të gjakut në vendet e ftohura dhe si rrjedhojë do të gjenerohet temperatura në ato vende deri në arritjen e vlerave normale apo edhe më shumë. Për qëllime rehidruese mund të preferohet pirja e çajeve të ndryshme të luleve (pa sheqer, ose në vend të sheqerit mund të përdoret mjalti).

Gjatë ditëve të nxehta, ushqimi ditor duhet të jetë i rregullt, në sasi të paktë dhe i shpërndarë në tri racione kryesore (kujdes mëngjesin – mos ta lëmë anash në asnjë mënyrë) dhe dy shujta ndërmjetëse, dhe të përbëhet kryesisht nga drithërat, pemët dhe perimet (përmbajnë mineralet dhe elektrolitet që organizmi i nxjerr jashtë përmes djersitjes gjatë ditëve të nxehta), që mund të konsumohen ashtu të freskëta apo të ziera, por në asnjë mënyrë të fërguara. Nga produktet e qumështit preferohet të përdoret kosi, jogurti dhe djathi i ri me pak yndyrë. Mishi i kuq, për shkak se përmban yndyra dhe proteina që më vështirë treten, mjafton të hahet njëherë në javë apo edhe më rrallë, ndërsa mishi i shpezëve dhe i peshkut mund të hahen 2-3 herë në javë. Në përgjithësi, gjatë ditëve të nxehta të verës, duhet zvogëluar sasinë e mishrave, yndyrave dhe natriumit në menynë tonë të ushqimit për shkak të veprimit të tyre stimulues në rritjen e temperaturës trupore.[1]

Pemët dhe perimet që nuk janë shumë kalorike, por që kanë efekt freskues dhe rehidrues për organizmin gjatë ditëve të verës janë: shalqiri, pjepri, dardhat, mollët, kumbullat, pjeshkat, trangujt, kungujt, domatet, specat, sallatat e gjelbra, etj.. P.sh. një kg shalqi që mbi %90 përmban ujë jep afërsisht 300 kcal.[5, 6] Prania e shumë vitaminave dhe e mineraleve, e sidomos e kaliumit, në përbërjen e këtyre frutave bënë që këto ushqime të kenë veprim freskues dhe regjenerues në organizëm, si dhe fitim të një ndjenje “lehtësimi të organizmit”, po ashtu ndihmojnë në mbarëvajtjen e punës së zemrës, mbajtjen e shtypjes së gjakut në kuadër të vlerave normale, funksionimin normal të sistemit nervor, sistemit osteo-muskulor, dhe sistemeve tjera të organizmit tonë.

Gjatë muajve të nxehtë nuk preferohet përdorimi i mëlmesave pikante për shkak të nxehjes së organizmit (rritet metabolizmi), ndërkaq aq sa ka mundësi duhet reduktuar pirjen e çajit të zi, kafes dhe koka-kollës për shkak të veprimit të tyre të fuqishëm diuretik, po ashtu preferohet të mos konsumohen pijet e gazuara dhe ato artificialisht të ëmbëlsuara.[2] Sa për alkool dhe duhan aty nuk ka asnjë dyshim rreth ndalesës së konsumimit të tyre. Të gjithë nutricionistët dhe punëtorët shëndetësor janë të një mendimi se organizmi i njeriut nuk është krijuar nga Krijuesi për të metabolizuar alkoolin dhe duhanin, andaj me plotë të drejtë edhe trajtohen si toksina të jashtme me veprim të fuqishëm shkatërrues për organizmin. [2, 4]

Nëse veç dëshirojmë që ditëve të nxehta të freskohemi me akullore duhet pasur kujdes që të përcaktohemi për akullore që për bazë kanë frutat e jo vezët (rreziku nga infeksioni alimentar, hiperkaloritë dhe kolesteroli).

Një porosi e përgjithshme kishte me qenë që gjatë ditëve të verës të kemi shumë kujdes në marrjen e mjaftueshme të lëngjeve, të konsumojmë ushqime lehtë të tretshme dhe të lëngshme, të bazuara kryesisht në drithëra, pemë, perime dhe produkte të lehta të qumështit, si dhe gjithsesi, gjithsesi dhe prapë gjithsesi ta bëjmë jetën sa më shumë fizikisht aktive. Kur të vij koha e pushimeve verore të mundohemi që ato pushime të jenë pushime aktive, që karakterizohen me lodhje fizike, por me relaksim shpirtëror, të ndihmuara me ushqyeshmërinë e shëndosh. Vetëm në këtë mënyrë më së miri do të mund ta “shkarkojmë” tërë stresin e grumbulluar gjatë përditshmërive tona dhe të arrijmë një ribalansim ideal të homeostazës sonë bio-psiko-sociale.

*REFERENCA*

1. *Best foods to beat the heat this summer. http://www.foxnews.com/health/2013/06/19/best-foods-to-beat-heat-this-summer/*
2. *Food During Summer Season*
3. *http://makesmarter.hubpages.com/hub/Food-During-Summer-Season*
4. *Sports Nutrition Corner.*
5. *http://www.nismat.org/nutricor*
6. *Rexhepi A. Nutricioni dhe sportistët, Mozaiku, Prishtinë, 2010.*
7. *Top 5 Healthiest Summer Vegetables. http://www.fitday.com/fitness-articles/nutrition/healthy-eating/top-5-healthiest-summer-vegetables.html*
8. *Trimarchi M. 10 Foods for Great Summer Nutrition.*
9. *http://health.howstuffworks.com/wellness/food-nutrition/facts/10-foods-for-summer-nutrition.htm*

Arben Desku

# Keqpërdorimi i lirisë së shprehjes

Shfrytëzimi i lirisë së shprehjes nuk i jep të drejtë njeriut ta humb arsyen e shprehjes. Mund të tingëllojë pak çuditshëm kjo "arsyeja e shprehjes", por në këtë kontekst nuk ka të bëjë më arsyen si motiv, por me arsyen si proces logjik që njeriun e mban brenda rrjedhave të njerëzores.

Sot dëgjojmë nga të gjitha anët zëra të pakontrolluar, që vazhdojnë të flasin gjëra të pakontrolluara, nënçmuese e ofenduese në kurriz të të tjerëve. Më nuk luan rol parësor diskutimi si diskutim faktik i bazuar, por lojërat e fjalëve që eskalojnë në ofendime, dhe pastaj aty bëhet garë se cili po e mund tjetrin. E temat, temat mbetën të pasqaruara, konfliktet të pazgjidhura dhe problemet që e ngufasin jetën tonë dhe të popullit tonë sa vijnë e bëhen më të rënda. Shumë gazetarë e analistë sot nuk njohin asnjë etikë të shprehjes së lirë dhe karakterit njerëzor. Ata vazhdojnë të krijojnë dhe nxisin urrejtje mes njerëzve për interesa të tyre materiale. Ata vazhdojnë të shpifin e nxjerrin të pavërteta rreth njerëzve, duke dëmtuar imazhin e tyre dhe shpesh duke rrezikuar edhe jetën e tyre përmes asaj që ata e quajnë "burim i fshehtë informimi", e që ky "burim" në shumicën e rasteve është vetëm trillim pasi nuk ekziston fare.

"Njerëzit që nuk kanë asnjë kontroll mbi procesin e tyre të të menduarit ka të ngjarë të rrënohen nga liria e të menduarit." (Muhamed Ikball)

Myslimani nuk shan. Myslimani nuk ofendon. Myslimani nuk mallkon. Allahu i Lartësuar në Kuran thotë: "*Mjerë për secilin që ofendon dhe përqesh njerëzit.*" (El Humeze, 1)

Ajo për të cilën ne thirremi është që të afrojmë dhe jo të largojmë. Të buzëqeshim dhe jo të tregojmë ashpërsi. Të tregojmë sa të butë e të kuptueshëm jemi, dhe jo se sa jemi të

**Shumë gazetarë e analistë sot nuk njohin asnjë etikë të shprehjes së lirë dhe karakterit njerëzor.**

fortë dhe se çfarë mund të bëjmë. Duke ndjekur atitudën e arrogancës, bota islame është shndërruar në një tollovi që nuk i dihet filli as fundi. Nuk i dihet kush ka të drejtë të flas e kush të hesht. Kush përfaqëson diçka e dikë e kush askënd e asgjë.

E vërteta është se sulmet verbale ndaj myslimanëve janë më të ashpra, më të paskrupullta, po ashtu edhe më të tolerueshme nga bota e mediave, e politike në përgjithësi. Kryeministrja e Zelandës së Re në fjalimin e saj në dyvjeçarin e sulmit



terrorist në Christchurch tha se vërtet terroristi erdhi nga Australia, por që ne kishim probleme brenda përbrenda shtëpisë sonë dhe se sulmet verbale ndaj myslimanëve ishin diçka që ndodhnin. Po ashtu, Angela Merkel, në një nga fjalimet e saj të mëhershme rreth lirisë së shprehjes tha që lira e shprehjes kur kalon limitet do ketë pasoja. E ti si mysliman, a je i gatshëm të përballesh më këto pasoja, pasi Allahu i Madhërishëm po kërcënon direkt ashpër ata që ofendojnë dhe përqeshin njerëzit.

Sallat e diskutimeve në televizione e gjetiu janë mbushur me britma e fyerje. Nëse ai të nënçmon e ofendon ty, dhe ti si mysliman ja kthen në të njëjtën mënyrë, ai gabon një herë, ndërsa ti gabon dy herë. Një herë që ke rënë në nivelin e tij, dhe dy herë që ke qenë i vetëdijshëm se rënia në nivelin e tij është diçka e pa tolerueshme dhe jashtëzakonisht e gabuar.

Fatkeqësisht, si besimtar jemi mjaft dobët të përfaqësuar në diskutime që prekin thellë interesat tona dhe ndikojnë shumë në jetën tonë të përditshme. Vazhdojmë të shohim njerëz joadekuat që flasin në emrin tonë për interesat e tyre personale apo grupore dhe shpesh na vendosin në pozita të pa lakmueshme dhe jo të favorshme që më pas në periudha afatgjata përdoren kundër nesh. Ne duhet të punojmë shumë në zhvillimin e oratorisë dhe përgatitjen e njerëzve që do të dalin të flasin në emrin tonë.

# Reportazh nga vizita e Myftiut Tërnava në Katar

## Pritja nga ministri Dr. Gajth Al Kavari:

Më 29 qershor, me ftesë të ministrit për vakëfe dhe çështje fetare, Gaith al Kawari, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, ka nisur një vizitë zyrtare në Doha të Katarit.

Në ditën e tretë të vizitës në Katar delegacioni i BIK- ut i udhëhequr nga Myftiu Mr. Naim Tërnava u prit në selinë e Ministrisë së Vakëfeve dhe Çështjeve Islame të shtetit të Katarit nga ministri Dr. Gajth Al Kavari.

Në fillim të takimit nikoqiri i dëshiroi mirëseardhje delegacionit të BIK-ut ndërkaq Myftiu Tërnava falënderoi atë për pritjen e ngrohte vëllazërore. Ai gjithashtu falënderoi Emirin e Katarit dhe qeverinë e tij për njohjen e Kosovës si dhe për përkrahjen e ofruar në arenën ndërkombëtare. Myftiu njoftoi Ministrin me zhvillimet e përgjithshme në Kosovë dhe me proceset e shtet ndërtimit të Kosovës, si dhe për procesin e njohjeve përse myftiu tha se Kosovën deri tani e kanë njohur 117 shtete. Myftiu gjithashtu njohu nikoqirin për aktivitetet dhe veprimtarinë e BIK-ut si dhe për sfidat dhe vështirësitë me cilat po ballafaqohet, e në veçanti nga ndikimi i pandemisë. Gjatë bisedës Myftiu Tërnava kërkoi thellim të bashkëpunimit mes të dy institucioneve në fusha të ndryshme. Nga ana e tij Ministri Al Kavari theksoi përkushtimin e Emirit të Katarit dhe qeverisë së tij për mirëqenie dhe përkrahje të Kosovës në arenën ndërkombëtare si dhe për ndihmën e ofruar Kosovës gjate pandemisë. Ministri, Dr. Gajth Al Kavari u shpreh se edhe në të ardhmen Katari do e ndihmoj zhvillimin e Kosovës. Ai po ashtu shprehu gatishmërinë e përkrahjes dhe thellim të bashkëpunimit me BIK- un, si përkrahjen në ndërtimin e xhamive dhe vakëfeve. Ministri Dr. Gajth Al Kavari premtoi se një të ardhme të afërt do e vizitoj Kosovën. Në fund të takimit të dy palë këmbyen dhurata mes veti.





## Vizita në ambasadën e Kosovës

Myftiu Tërnava vizitoi ambasadën e Republikës së Kosovës në Doha ku u prit nga ambasadori z. Amir



Ahmeti, i cili pasi i dëshiroi mirëseardhje myftiut Tërnava dhe delegacionit përcjellës të tij njoftoi me punën dhe angazhimin që po bënë ambasada e Kosovës në Doha.

Nga ana e tij Myftiu Tërnava falënderoi ambasadorin Ahmeti për pritjen dhe biseduan për punën dhe aktivitetin që po e bënë Kryesia e BIRK-ut në të mirë të qytetarëve tanë në Kosovë, duke theksuar se ne vazhdimisht po bëjmë përpjekje që vendi ynë të ecë me hapa të shpejtë të zhvillimit ekonomik që të jemi në mesin e shteteve të zhvilluara.

## Vizita në drejtorinë e përgjithshme të vakëfeve të Katarit

Gjatë qëndrimit në Doha, Mytiu Tërnava vizitoi drejtorinë e përgjithshme të vakëfeve te Katarit. Aty myftiu u prit nga drejtori gjeneral dr. Halid Al Thani. Të dy palët u njohën me punën dhe angazhimet e njëratjetrës duke theksuar thellimin e bashkëpunimit mes dy institucioneve. Myftiu Tërnava njoftoi nikoqirin për ecurinë e kujdesit ndaj vakëfeve duke cekur në veçanti periudhën e vështirë gjatë së cilës ishin uzurpuar dhe nacionalizuar shumica e vakëfeve në Kosovë nga sistemet e kaluara. Nga ana e tij dr. Al Thani informoi Myftiun për organizimin dhe përgjegjësitë e drejtorisë të cilën ai e drejton, duke sqaruar ecurinë dhe mënyrën e mbikëqyrje se vakëfeve në shtetin e Katarit. Ai premtoi ofrimin e çdo lloj ndihme për BIK-un në menaxhimin e vakëfeve.

## Vizita në fondin e Zeqatit të Katarit

Fondi i Zeqatit në Katar ka përgjegjësinë e menaxhimit të pranimit të Zeqatit dhe shpenzimin e tij sipas dispozitave Islame.

Në këtë fond Myftiu Tërnava u prit nga drejtori i tij dr. Xhasem Al Kubejsi cili i dëshiroi mirëseardhje Myftiut dhe e falënderoi për vizitën në ketë institucion. Myftiu njoftoi nikoqirin për punën dhe aktivitetin e BIK-ut, ndërsa nikoqiri njoftoi Myftiun për veprimtarinë dhe metodologjinë e menaxhimit të Zeqatit në shtetin e Katarit.





Dr. Al Kubejsi shprehu gatishmërinë e ofrimit të përvojës dhe trajnimit në fushën e Zeqatit, duke synuar kështu thellimin e bashkëpunimit të institucionit të cilin ai e drejton dhe të BIK-ut.

## Vizite në qendrën DICID për dialog ndërfetar

Gjatë qëndrimit në Doha Myftiu Tërnava vizitoi “Qendrën Ndërkombëtare për Dialog Ndërfetar”. Aty Myftiu Tërnava u prit nga kryetari i saj dr. Ibrahim Al Nuajmi, njëherit edhe zv. Ministër i Arsimit në Katar.

Myftiu Tërnava falënderoi qeverinë e Katarit për ndihmat dhe përkrahjen e ofruar Kosovës në arenën ndërkombëtare në përgjithësi, dhe gjatë pandemisë në veçanti.

Myftiu ofori një pasqyrë rreth bashkëjetesës dhe tolerancës fetare nder shqiptaret në përgjithësi e në Kosovë në veçanti. Duke verë theksin e veçantë në bashkëpunimin mes liderëve fetarë në Kosovë në fusha të ndryshme. Ai gjithashtu njoftoi nikoqirin për sfidat me të cilat ballafaqohen në Kosovë.

Nga ana e tij dr. Al Nuajmi shprehu admirimin dhe impresioniz-min për tolerancën dhe bashkëjetesën fetare në Kosovë, duke theksuar se bota mund të mësoj shumë nga kjo harmoni fetare. Ai gjithashtu shpalosi para Myftiut planet e Qendrës dhe aktivitetet e saja në periudhën e ardhshme. Gjithashtu ai informoi Myftiun për aktivitetet e Qendrës si dhe për rrolin liderëve fetar gjatë periudhën e pandemisë. *(Besim Mehmeti)*

# Kryeministri Kurti priti në takim Myftiun Tërnava



Më 9 qershor, kryeministri i Republikës së Kosovës, z. Albin Kurti, priti në takim kryetarin e Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiun Naim ef. Tërnava. Myftiu Tërnava e uroi kryeministrin Kurti për detyrën dhe shprehu bindjen se Qeveria e re do të punojë për ndryshimet e nevojshme që presin qytetarët nga Qeveria Kurti. Kryeministri Kurti e falënderoi Myftiun Tërnava për bashkëpunimin dhe kontributin që ai dhe Bashkësia Islame e Kosovës, kanë dhënë për respektimin e rregullave dhe masave mbrojtëse për parandalimin e përhapjes së Covid-19, si dhe për të gjitha kontributet e dhënë në procesin e pavarësisë së vendit si dhe në ndërtimin e institucioneve tona. Në këtë takim po ashtu u bisedua edhe për sfidat në ballafaqimin me pandeminë dhe veprimet për tejkalimin e vështirësive, si dhe për domosdoshmërinë për kujdes e vëmendje të shtuar në ruajtjen e shëndetit publik. (R.S.)

# Myftiu Tërnava qëndroi në Shtime

Më 10 qershor, kryetari u Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava i shoqëruar nga bashkëpunëtorët e tij, inspektuan punimet e ndërtimit të xhamisë së fshatit Davidoc të Shtimes. Këta u mirëpritën nga kryetari i Këshillit të BI-së, së Shtimes, Skender ef. Baftiu. Kryetari Baftiu e njohu Myftiun Tërnava me mbarëvajtjen e punëve ndërtimin e xhamisë, si dhe me aktivitetet e KBI-së së Shtimes.



Gjithashtu Myftiu Tërnava me bashkëpunëtorë vizituan edhe familjen Ramadani në Shtime, që para disa dite në një aksident komunikacioni humbën 4 anëtarë të familjes.

Me këtë rast Myftiu Tërnava tha se edhe ne si Bashkësi Islame e ndajmë dhimbjen bashkë me ju, duke e lutur Allahun xh.sh., që sa më pak të kemi raste të tilla. Gjithashtu Myftiu Tërnava tha se ju si familjarë keni bërë një gjest shumë burrëror, shumë kombëtar, shumë njerëzor dhe shumë fetar, kur atë ditë keni grumbulluar forcën brenda jush, që të shtrini dorën për të falur gjaqet. Kjo padyshim buron nga nektari i Islamit dhe imanit që është prezent në zemrat tuaja. Ky duhet të jetë edhe një shembull për t`u marrë edhe nga të tjerët në raste të tilla.

Ne si Bashkësi Islame në xhumanë e ardhshme do të kërkojmë nga gjithë imamët që hytben e xhumasë t'ua kushtojnë kujdesit në komunikacion sepse nuk kemi njerëz për të humbur. Në fund Myftiu tha se neve na mbetet që për të vdekurit të lutemi, që t'i falë dhe t'i shpërblejë me mirësitë e Tij, kurse juve të afërmve t'u japë forcë dhe durim. (R.S.)

# Kryesia e Bashkësisë Islame mbajti mbledhjen e radhës



Më 12 qershor, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, mbajti mbledhjen e radhës, të cilën e kryesoi kryetari, Myftiu Naim ef. Tërnava. Fillimisht Myftiu Tërnava shprehu falënderimin e tij për të gjithë anëtarët e Kryesisë, si dhe për të gjithë punëtorët e BIK-ut për kontributin që janë duke dhënë në shërbim të ngritjes së fjalës së Allahut xh.sh. "Falënderojmë Allahun që na ka mundësuar të jemi pjesëtarë të kësaj feje dhe të japim kontribut që të vazhdojmë në rrugën e Muhamedit a.s., sahabëve dhe pasuesve të tyre dhe kështu do të vazhdojë deri në kiamet, ndaj lusim Allahun që sa më shpejtë të kalojë kjo pandemi dhe që bota të kthehet në normalitet të plotë" – tha Myftiu Tërnava, njëherësh, ai luti Zotin xh.sh. që të kemi shëndet e prosperitet në shtetin tonë. Myftiu Tërnava po ashtu uroi gjithë qytetarët e Kosovës për 12 Qershorin, Ditën e Çlirimit, si dhe përshëndeti anëtarësimin e Shqipërisë në Këshillin e Sigurimit të OKB-së. Kryesia në këtë mbledhje, në rend të ditës pati leximin dhe miratimin e procesverbalit nga mbledhja e kaluar e Kryesisë, për raportin mbi aktivitetin gjatë muajit Ramazan 2021, raporti mbi Zekatin dhe Sadakatul-Fitrin për këtë vit, aprovimin e rregulloreve të Institutit për Hulumtime dhe Studime Islam, si dhe më pas diskutimi vazhdoi me shqyrtimin dhe marrjen e vendimeve nga kompetencat e Kryesisë. (R.S.)

# Myftiu Tërnava priti në takim një delegacion nga komuna Osmangazi e Bursës



Më 14 qershor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim një delegacion nga komuna Osmangazi nga Bursa, të kryesuar nga kryetari Mustafa Dundar. Në këtë takim Myftiu Tërnava i njohu mysafirët mbi historinë, organizimin dhe aktivitetet e BIK-ut, duke theksuar se ne vazhdimisht jemi përpjekur dhe kemi dëshmuar se shoqëria jonë kosovare është shoqëri që respekton diversitetin fetar dhe kulturor të të gjitha komuniteteve. Komunitetet fetare në Kosovë jetojnë në paqe, harmoni dhe dashuri njëri me tjetrin dhe asnjëherë nuk kemi pasur problem ndërfetare. Ai po ashtu falënderoi shtetin dhe popullin mik të Turqisë për kontributin që ka dhënë dhe që po jep për Kosovë, si dhe shoqatat turke që janë këtu në Kosovë si "Yunus Emre", Drejtoria e Vakëfeve etj.

Ai po ashtu tha se Kosova asnjëherë nuk do të harroj mërgatën tonë kudo që të jenë e veçanërisht në Turqi të cilët kanë dhënë një kontribut të madh dhe të vazhdueshëm për Kosovën në të gjitha periudhat. Nga ana e tij, kryetari i komunës Osmangazi nga Bursa, Mustafa Dundar, shprehu falënderime për pritjen nga Myftiu Tërnava dhe BIK-un që vazhdimisht kanë ndihmuar shqiptarët në Turqi dhe se angazhimi dhe përkujdesja e institucionit të BIK-ut asnjëherë nuk ka munguar. Ai shprehet i lumtur që Kosova për çdo ditë po ndërtohet, zhvillohet dhe përparon dhe kjo neve na gëzon pa masë. Në fund të takimit kryetari i komunës Osmangazi nga Bursa, Mustafa Dundar i dhuroi Myftiut Tërnava, emblemën e Komunës Osmangazi.

# Përurohet xhamia e re “Sevdaim Kajtaz Sinani” në qytetin e Podujevës



Më 17 qershor, me këndim të Kuranit dhe selavateve është përuruar xhamia “Sevdaim Kajtaz Sinani” në qytetin e Podujevës, donatorë të së cilës janë familja e Kajtaz Sinanit.

Në këtë ceremoni mori pjesë kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, më bashkëpunëtorë, përfaqësues të KBI të Podujevës, hoxhallarë, e xhematë të shumtë. Në fillim, mirëseardhje mysafirëve iu dëshiroi kryetari i KBI-së së Podujevës Mensur ef. Hoti, i cili shprehu falënderime për familjen e Kajtazit për këtë vepër bamirësie e cila duhet të ndiqet nga ne të gjithë, duke lutur Zotin që familjes së Kajtaz Sinanit t’ua kompensojë me mirësitë e kësaj bote dhe të botës tjetër.

Myftiu Tërnava tha se: “Vërtet xhami ndërtojnë vetëm ata që besojnë në Allahun dhe në Ditën e Fundit. Xhamitë kanë reflektuar paqe, nder, respekt, harmoni dhe dritë për të gjithë, dinjitet për familjen dhe shoqërinë. Islami është i pastër, s’ka asgjë të përbashkët me terrorizmin e as ekstremizmin. Kush ndërton një xhami në këtë botë, Zoti do t’ia ndërtojë atij një shtëpi prej shtëpive të xhenetit në Ahiret. Kam bindjen se familja e Kajtazit kur ka blerë truallin për ndërtimin e kësaj xhamie, por edhe ndërtimin e saj, ndoshta si ka shkuar mendja se duke i hapur themelet e kësaj xhamie, ka hapë themelet e shtëpisë së vet në Ahiret, duke ndërtuar këtë xhami i ka ndërtuar vetës një shtëpi në xhenet. Kjo është dhuratë edhe për neve të gjallëve këtu, por edhe për këtë dhe familjen e tij nesër në Ahiret.”

Po ashtu Myftiu Tërnava nënvizoi edhe kontributin edhe të gjithë atyre dëshmorëve që dhanë jetën për vatan që ne të jetojmë të lirë në këto troje. “Shumë nga bijtë e bijat tona janë larguar nga Kosova prej dhunës, persekutimit, disa prej tyre janë burgosur, vrarë e masakruar për këtë vend, ose më mirë të themi nuk ka rrugë as vend këtu në vendin tonë që nuk është ujitur me gjakun e dëshmorëve tanë që ranë për të mos vdekur kurrë që ne sot të frymojmë lirshëm, të ndërtojmë xhami, shkolla, rrugë e infrastrukturë të nevojshme për qytetarët tanë që të arsyetojmë vete qenien tonë të qenit njeri”- tha mes tjerash Myftiu Tërnava.

Krejt në fund, por jo për ka rëndësia, familja e Kajtazit falënderoi të gjithë besimtarët që morën pjesë në inaugurimin e xhamisë dhe i uroi ata për këtë xhami. (R.S.)





## Myftiu Tërnava priti në takim shefin e misionit të OSBE-së në Kosovë, ambasadorin Michael Davenport



Më 18 qershor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim shefin e ri të misionit të OSBE-së në Kosovë, ambasadorin z. Michael Davenport.

Myftiu Tërnava fillimisht i dëshiroi mirëseardhje dhe njëherësh ia uroi postin si shef i ri i misionit të OSBE-së në Kosovë. Ai më pas njohu ambasadorin Davenport me punën e Bashkësisë Islame dhe institucioneve të saja si dhe me organizimin e jetës fetare në Kosovë.

Myftiu Tërnava po ashtu çmoi dhe vlerësoi lart bashkëpunimin me OSBE-në përgjatë viteve në realizimin e shumë projekteve e sidomos në fushën e dialogut ndër fetar në Kosovë.

Nga ana e tij, ambasadori Michael Davenport, falënderoi Myftiun për pritjen dhe potencoi edhe njëherë rolin efikas që ka luajtur Myftiu Tërnava dhe BIK-u për bashkëjetesën dhe tolerancën, duke veçuar bashkëpunimin shumë të mirë me OSBE-në. Ai po ashtu tha se rruga e bashkëpunimit ndërmjet dy institucioneve edhe më do të thellohet në të ardhmen. (R.S.)

## Myftiu Tërnava priti një delegacion nga Jallova



Më 22 qershor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim valiun e Jallovës, Muammer Erol dhe drejtorin e Arsimit, Abdülaziz Yeniyol. Në këtë takim njohës, Myftiu Tërnava i uroi mirëseardhje mysafirëve duke thënë se për ne është një nder dhe respekt që keni vizituar Kosovën. Ai më pas e njohu me punët dhe aktivitetet që zhvillon institucioni i Bashkësisë Islame të Kosovës për mirëqenien e të gjithë qytetarëve pa dallim. Myftiu Tërnava edhe njëherë shprehu mirënjohjen e tij për popullin dhe qeverinë turke, Dijanetin dhe bashkëpunimin shumë të mirë që kanë pasur me Turqinë deri më sot, e në veçanti në fushën e arsimit, trashëgimisë kulturore dhe historike.

Nga ana e tij, valiu i Jallovës, Muammer Erol falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen dhe çmoi kontributin e BIK-ut në ndërtimin e institucioneve si dhe për frymën e tolerancës dhe harmonisë fetare që ka Kosova. Ai më pas tha se janë të gatshëm të bashkëpunojmë edhe në të ardhmen.

Në fund Myftiu Tërnava ia dhuroi emblemën e Kryesisë së BIK-ut valiut të Jallovës.

# U mbajt seminari multidisiplinar mbi shenjat e radikalizmit dhe të ekstremizmit të dhunshëm

Me 6 qershor me qëllim të rritjes dhe fuqizimit të mëtejshëm të njohurive dhe kapaciteteve të përfaqësuesve të KP-së dhe bashkësive fetare për parandalimin dhe luftimin e ekstremizmit të dhunshëm dhe radikalizmit, që çojnë në terrorizëm, si dhe për ndërtimin e rrjeteve për bashkëpunim në të ardhmen, misioni i OSBE-së në Kosovë, organizoi një seminar multidisiplinar mbi shenjat e radikalizmit dhe të ekstremizmit të dhunshëm. Pjesëmarrës në këtë seminar ishin përfaqësuesit e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe përfaqësuesit e Policisë së Kosovës. Kryeimami i Kosovës, Vedat ef. Sahiti, në fjalën e tij rreth parandalimit të ekstremizmit të dhunshëm dhe radikalizmit theksoi se: "Parandalimi, si linja e parë e mbrojtjes, është një investim jetik për paqen dhe sigurinë kombëtare. Përvojat, studimet dhe hulumtimet e shumta kanë treguar se faktorë të ndryshëm si mungesa e mundësive, varfëria, padrejtësia sociale dhe margjinalizimi luajnë një rol të madh në nxitjen e ideologjive ekstreme dhe shumë shpejt mund të transformojnë ankesat e thjeshta në ekstremizëm dhe radikalizëm, siç kemi parë të ndodhë në shumë pjesë të botës."

Kryeimami Sahiti tha se ekstremizmi nuk njeh kufij, etni, komunitet, fe a ideologji. Bota historikisht është përballur me mësime ekstreme që kanë çuar në veprime të dhunshme, dhe vazhdoi: "Besoj se institucionet e vendit dhe ne si institucion fetar e si shoqëri duhet të ndërmarrim e të kemi një "qasje gjithëpërfshirëse" në parandalimin dhe luftimin e këtij fenomenin në fjalë, duke e angazhuar edhe shoqërinë civile, botën akademike, mediet, e sigurisht edhe të rinjtë".




Në kuadër të bashkëpunimit të mirë ndërmjet Bashkësisë Islame të Kosovës, OSBE-së dhe Policisë së Kosovës, gjatë muajit qershor janë mbajtur edhe tri takime të tjera, të ngjashme me përfaqësues nga këto institucione.

Më 31 maj, në Pejë është mbajtur punëtoria me temën "Roli i policisë, përfaqësuesve të komunave, forumeve lokale të sigurisë në bashkësi dhe komunitetit fetar lidhur me rolin e tyre në parandalimin e ekstremizmit dhe radikalizmit të dhunshëm".

Po ashtu, me temën e njëjtë, më 14 qershor në Prizren dhe më 21 qershor në Gjilan është mbajtur një takim i tillë me përfaqësuesit e këtyre tri institucioneve.

Sugjerimi kryesor nga këto takime ishte që edhe më tutje të vazhdohet organizimi i takimeve të tilla për të eksploruar mundësitë e aktiviteteve të përbashkëta për parandalimin e radikalizmit dhe të ekstremizmit të dhunshëm, si dhe për ngritjen e vetëdijes dhe forcimin e bashkëpunimit ndërmjet dy institucioneve.

# U mbajt tryeza virtuale "Promovimi i Lirisë Fetare dhe Dialogut Ndëretnik në Kosovë"

Me 16 qershor Organizuar nga Instituti i Kosovës për Drejtësi (IKD), në bashkëpunim me Mediterranean Women Mediators Network, të mërkurën më 9 dhe 16 qershor, u mbajt tryeza virtuale "Promovimi i Lirisë Fetare dhe Dialogut Ndëretnik në Kosovë". Kjo tryezë në ditën e parë, temë diskutimi kishte liritë fetare në Kosovë, ndërsa në ditën e dytë, më 16 qershor, fokusi kryesor ishte te bashkësitë fetare dhe dialogu. Në këtë tryezë BIRK-un e përfaqësoi kryeimami i Kosovës, Vedat ef. Sahiti, ndërkaq morën pjesë edhe përfaqësuesi i Kishës Katolike, don Mikel Sopi, përfaqësuesi i Kishës Protestante Ungjillore, Driton Krasniqi, si dhe përfaqësues nga zyra e kryeministrit. Fillimisht, drejtori ekzekutiv i IKD-së, z. Ehat Miftaraj, bëri një përmbledhje të legjislacionit në fuqi sa i përket lirive fetare, duke iu referuar edhe standardeve ndërkombëtare që derivojnë nga instrumente dhe konventa ndërkombëtare në zbatim të gjerë në botë.

Në fjalën e tij drejtuar pjesëmarrësve, kryeimami i Kosovës, Vedat ef. Sahiti tha se: "Bashkësia Islame e Kosovës konsideron se ligji për Lirinë fetare në Kosovë medoemos duhet të hartohet duke u nisur nga premisat vendor, fillimisht nga historiku i organizimit të jetës fetare të bashkësive tradicionale fetare në vendin tonë, trashëgiminë kulturore e fetare e bashkëjetesën ndërfetare, në mënyrë që përmes këtij ligji të garantoj mbrojtjen e bashkësive fetare dhe të ofroj garancitë e duhura për funksionimin dhe sigurinë e tyre."

Ai po ashtu dha edhe vërejtjet e tij dhe të institucionit të Bashkësisë




Islame të Kosovës rreth projektligjit, duke përmendur se ky projektligj nuk përmend fare problemin e restituim të pronave të bashkësive fetare në vend. “Ky projektligj nuk përmend fare problemin e restituimit (ligji për kthimin e pronave) të pronave të bashkësive fetare në vend që janë nacionalizuar nga pushteti komunist gjatë periudhës Jugosllave, që vërtetë është një problem mjaft i madh si dhe shumë çështje tjera të rëndësishme.” Në tryezën e dytë, tema kryesore ishte bashkësitë fetare dhe dialogu.

Kryeimami Sahiti në fjalë e tij rreth dialogut tha se: “Këtë nevojë, si askush tjetër, të parët e kanë kuptuar prijësit fetarë, të cilët, me gjithë problemet dhe vështirësitë me të cilat shoqëria kosovare u ballafaqua gjatë periudhës së kaluar shoqëria kosovare, i prinë dialogut ndërfetar në Kosovë, madje shumë më përpara dialogut të rrafshit politik. ”Përfaqësuesit e bashkësive fetare konsideruan se ligji i vitit 2007 për liritë fetare është i tejkaluar dhe ka nevojë të menjëhershme për plotësim/ndryshim të tij. Sipas tyre, ligji i plotësuar duhet të rregullojë statusin juridik të bashkësive fetare në Kosovë, duke u bazuar në trashëgiminë historike të bashkësive fetare ku dominon bashkëjetesa dhe harmonia fetare, e jo duke u bazuar në praktika të shteteve tjera, të cilat nuk e kanë të kultivuar këtë bashkëjetesë. Me qëllim të mbrojtjes së pavarësisë së bashkësive fetare në Kosovë, u kërkua që organizimi i brendshëm të mos rregullohet me ligj, por të sigurohet një standard minimal i transparencës së bashkësive fetare në Kosovë. Përfaqësuesit e bashkësive fetare në Kosovë kërkuan që përmes ligjit të ri, mos ketë imponime ligjore nga Qeveria dhe të ketë gjithëpërfshirje.

## U mbajt tryeza “Pluralizmi kulturor dhe fetar dhe bashkëjetesa paqësore në Kosovë”

Me 29 qershor Zyra e kryeimamit të Bashkësisë Islame të Kosovës, në bashkëpunim me HUMAN Kosova, të përkrahur edhe nga Ambasada e Shteteve të Bashkuara të Amerikës, kanë mbajtur tryezën me temën “Pluralizmi kulturor dhe fetar dhe bashkëjetesa paqësore në Kosovë”, i cili u realizua në kuadër të projektit “Angazhimi ndërfetar i të rinjve në Kosovë”. Kryeimami i Kosovës, Vedat ef. Sahiti, rreth kësaj tryeze tha se: “Bashkësia Islame e Kosovës e konsideron të domosdoshëm dhe të nevojshëm vazhdimin e dialogut ndërmjet komuniteteve, me qëllim të njohjes dhe rritjes së mirëkuptimit të ndërsjellë, sepse të gjitha mosmarrëveshjet vijnë si rezultat i injorancës e mosnjohjes së njëri-tjetrit dhe mosrespektimit të vlerave të njëri-tjetrit. Mësimet tona hyjnore na mësojnë se njerëzit janë krijuar të ndryshëm, për t’u njohur ndërmjet vete, dhe jo për të treguar epërsi dhe për të shprehur urrejtje ndaj njëri-tjetrit. Bashkësia Islame e Kosovës çmon lart mbajtjet e konferencave dhe takimeve të tilla dhe i konsideron shumë të rëndësishme për krijimin e klimës së mirëbesimit e mirëkuptimit në vendin tonë.”



Kjo tryezë u mbajt në qytetet Pejë, Prizren, Ferizaj dhe Mitrovicë dhe për qëllim kishte që të kontribuojë në zgjerimin e mëtejshëm të marrëdhënieve midis bashkësive ekzistues fetare në Kosovë.

# Kryeimami Sahiti priti në takim Nënkolonel Rexhepin

Më 9 qershor, zyrtarë të Divizonit të Trafikut të Policisë së Kosovës vizituan Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, ku u takuan me kryeimamin Vedat ef. Sahiti. Në këtë takim u ritheksua gatishmëria dypalëshe për bashkëpunim dhe koordinim të veprimeve dhe aktiviteteve të përbashkëta me qëllim ofrimin e sigurisë dhe mbrojtjen e jetës së qytetarit, e cila si e tillë konsiderohet e shenjtë bazuar në parimet fetare qiellore dhe ato njerëzore.

Shifrat shqetësuese të aksidenteve në trafik përfshirë ato me fatalitet (lëndime serioze dhe vdekje) janë dukshëm më të mëdha gjatë periudhës janar - qershor 2021, në krahasim me vitet paraprake. Kjo bëri që në fokus të bisedës të ishte çështja e pakujdesisë së vozitësve në trafik dhe aksidenteve të shumta për këtë gjysmëvit, që sipas statistikave shënon rritje prej 45 % në krahasim me vitin 2019.



U potencua edhe roli dhe bashkëpunimi i vazhdueshëm i Bashkësisë Islame të Kosovës në përgjithësi, në funksion të thirrjes së vazhdueshme ndaj qytetarëve për parandalim dhe vetëdijesim, jo vetëm për sigurinë në trafik por edhe për dukuritë negative dhe jo vetëm. Gjatë takimit, palët u dakorduan që ligjërata e ditës së premte e datës 11 qershor, (në të gjitha xhamitë e vendit tonë) t'i kushtohet thirrjes dhe apelit drejtuar qytetarëve për sensibilizim dhe vetëdijesim për rritjen e sigurisë në trafik, si dhe për ruajtjen dhe kujdesin e jetës tonë dhe të tjetrit që e kemi përballë nesh. Gjatë takimit, në shoqërim të nënkolonel Rexhepit ishte nënkolonel Afrim Ahmeti (drejtor i Drejtorisë për Preventivë në Komunikacionin Rrugor) dhe kapiten Driton Morina (shef i Sektorit për Bashkëpunim dhe Përkrahje), derisa kryeimami shoqërohej nga zëvendësi i tij - Fatmir ef. Iljazi.

# Vihet gurthemeil i xhamisë ne Dumnicë e Poshtme e Vushtrrisë

Më 22 qershor, në fshatin Dumnicë e Poshtme e Vushtrrisë është vënë gurthemeli për ndërtimin e xhamisë. Në këtë solemnitet morën pjesë kryetari i Komunës së Vushtrrisë, Xhafer Tahiri, kryetari i Këshillit të BI-së së Vushtrrisë, Shemsi ef. Rrahimi, anëtari i Kryesisë së BIK-ut, Ejup ef. Haziri, si dhe banorë të fshatit.

“Është një ditë e veçantë jo vetëm për Dumnicën, por për komunën e Vushtrrisë, jo vetëm se po vihet gurthemeli për ndërtimin e kësaj xhamie, por vetëm pas luftës, në tërë komunën e Vushtrrisë janë ndërtuar mbi 30 xhami. E veçantë tjetër e kësaj xhamie është se donatori është vendor dhe po ndërtohet nga donacionet e qytetarëve tanë” – tha ndër tjerash kryetari i Këshillit të BI-së, Shemsi ef. Rrahimi.

Anëtari i Kryesisë së BIK-ut, Ejup ef. Haziri, në fjalën e tij përshëndeti të pranishmit e në veçanti familjen Fazliu për këtë donacion, duke



kujtuar fjalët e Pejgamberit a.s., se ai që ndërton një xhami në këtë botë, Allahu do t’ia ndërtojë atij një shtëpi në xhenet, duke lutur Allahun që për çdo lutje të bërë në këtë xhami, një pjesë e shpërblimit t’u takojë edhe familjarëve që po bëhen shkaktarë për ndërtimin e kësaj xhamie. Ndërkaq, kryetari i komunës së Vushtrrisë, Xhafer Tahiri tha se: “Ishte nder i madh që sot bashkë me vëllezërit Fazliu, pronarët e kompanisë “Binni”, kryetarin e KBI-së, prof. Shemsi ef. Rrahimin, e prof. Ejup Hazirin nga Kryesia e BIK-ut, ta vendosim gurthemelin për xhaminë e fshatit Dumnicë.” Këtë xhami do ta financojë ndërmarrja për prodhimin e mobileve dhe produkteve të tjera nga druri “Binni”. (B.Z.)

## Myftiu Tërnava pranoi një Letër falënderimi nga Emiri i Kuvajtit

Më 21 qershor, Kryetar i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, ka pranuar një Letër falënderimi nga emirit i Kuvajtit, shkëlqesia e tij, Navaf al Ahmed al Jarrah al Sabah. Këtë letër e përcjellë Sheikh Ali al Jarrah al Sabah, minister i Çështjeve të Kabinetit të Emirit të Kuvajtit, ku në të përcillen urimet më të përzemërta për Myftiun Tërnava dhe Bashkësinë Islame të Kosovës. Në këtë letër falënderimi thuhet: "Kam kënaqësinë t'ju përcjellë falënderimet e shkëlqesisë së tij, emirit të vendit, Navaf al Ahmed al Jarrah al Sabah, për urimet Tuaja me rastin e Fitër Bajramit. Lusim Zotin e Plotfuqishëm ta kthejë këtë festë për të gjithë, me begati dhe



mirësi të shumta, si dhe t'ju dhurojë shëndet të plotë"- thuhet mes tjerash në këtë Letër falënderim.

## Kryeimami Sahiti mbikëqyri punimet në rindërtimin e xhamisë në lagjen Kurtaj të Keqekollës



Më 25 qershor, kryeimami i Kosovës, Vedat ef. Sahiti, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët e tij, kanë parë për së afërmi punimet në rindërtimin e xhamisë në lagjen Kurtaj të Keqekollës.

Këta u mirëpritën nga iniciatorët për rindërtimin e kësaj xhamie, prof. dr. Ramadan Beqiri dhe nga pedagogu, Nazim Islami.

Kjo xhami është ndërtuar në vitin 1942 dhe gjatë luftës ka shërbyer si shtab i UÇK-së për zonën operative të Llapit. Por, forcat serbe e kanë djegur dhe rrënuar atë gjatë luftës së fundit.

Tanimë kjo xhami po rindërtohet me vetëfinancim të banorëve të fshatit, zonës përreth dhe ndihmës së qytetarëve tanë në diasporë. (B.Z.)

## Bereqeti" dhuroi një kontingjent rroba për banorët rezident të Institutit Special të Shtimes

Më 2 qershor, Shoqata Humanitare Bamirëse "Bereqeti" ka dhuruar një kontingjent me rroba për banorët rezident të Institutit Special të Shtimes. Kontingjenti 1400 kilogramësh i dërguar nga mërgimtarët që jetojnë në Kanada, u dorëzua nga drejtori i "Bereqetit" Behxhet Ajvazi si dhe nga Xheladin Fazliu, të cilët shprehen përkushtimin dhe vullnetin e tyre që banorëve rezident të këtij instituti t'u dilet në ndihmë në mënyra të ndryshme. Në anën tjetër, drejtori i Institutit Special në Shtime, z. Xhemajl Dugolli, shprehu falënderimet e tij ndaj Shoqatës



Humanitare "Bereqeti" si dhe ndaj donatorëve që kanë shprehur vullnetin dhe gatishmërinë për të ndihmuar këtë institut. "Bereqeti" në vazhdimësi bën përpjekje maksimale që të jetë pranë të gjithë personave në nevojë në forma të ndryshme, por edhe instituteve të ndryshme që kanë nevojë për përkrahje në forma të ndryshme.

# Dua hatmeje në Lubinjë të Epërme të Prizrenit



Më 5 qershor, në xhaminë e fshatit Lubinjë e Epërme, të komunës së Prizrenit, u organizua ceremoni solemne me rastin e mbarimit të hatmes, nga nxënësit e rregullt të mektebit të xhamisë. Në këtë tubim madhështor morën pjesë përfaqësues nga Këshilli i BI-së së Prizrenit, hoxhallarë e shumë xhematë e qytetarë nga fshati dhe më gjerë. Me këtë rast imami i xhamisë, Fatmir ef. Sezairi, prezantoi para të pranishmëve suksesin e këtyre nxënësve përgjatë mësim-besimit dhe leximit të Kuranit, dhe sfidat me të cilat janë ballafaquar përgjatë mësimit. Ai me shumë suksese ua mësoi leximin e Kuranit 27 nxënësve, prej tyre 13 vajzave e 14 djemve. Në fjalën e tij, imami Sezairi, i falënderoi të pranishmit për prezencën e tyre, e në mënyrë të veçantë prindërit për interesimin dhe bashkëpunimin e tyre. Në emër të KBI-Prizren, të pranishmit i përshëndeti kryetari i KBI-së së Prizrenit mr. Besim ef. Berisha, i cili e vlerësoi lart angazhimin e imamit të fshatit. Ai tha se këta fëmijë janë e ardhmja e shëndoshë e vendit tonë, sepse tashmë janë pajisur me virtytet më të larta të moralit. Edhe kryeimami dr. Orhan ef. Bislimaj e falënderoi imamin për këtë angazhim madhor e afatgjatë. Po ashtu, ai i përgëzoi dhe prindërit për vetëdijen e lartë. Nëpërmjet mektebit, prindërit e arrijnë atë kënaqësinë me fëmijët e tyre, e që ka qenë synim i pejgamberëve. Në fund, Këshilli i BI-së iu shpërndau nxënësve nga një certifikatë për ndjekjen e mektebit, si dhe nga një dhuratë modeste. (R.S.)

# Nxënësit e shkollës fillore ‘Astrit Bytyçi’ vizituan xhaminë “El-Faruk” në Ferizaj



Nxënësit e tri paraleleve të klasave të pesta nga shkolla fillore “Astrit Bytyçi’ të Ferizajt vizituan xhaminë ‘El-Faruk’ në Ferizaj. Kjo vizitë u bë në kuadër të programeve shkollore për njohje me kulturën në mënyrë më praktike. Imami i kësaj xhamie, Naim ef. Rexhepi, ju dëshiroi mirëseardhje mësimdhënëseve dhe nxënëseve, pastaj ju foli atyre për rolin e fesë te shqiptarët dhe po ashtu për rilindësit tanë, të cilët njihen për përgatitjen dhe angazhimin e tyre prej fetarësh myslimanë me kontribut të jashtëzakonshëm në kauzën kombëtare shqiptare, siç ishin vëllezërit Frashëri, hoxhë Tahsini, Imer Prizrenin etj.

Po ashtu imami Rexhepi foli edhe për rolin qe kanë luajtur hoxhallarët ndër shekuj për ta ruajtur gjuhën dhe traditën tonë shqiptare, duke përmendur këtu rolin e hoxhallarëve që kontribuuan për çlirimin e trojeve shqiptare. Imami foli edhe për rolin e edukatës dhe atë se si feja urdhëron në përmasimin e marrëdhënieve ndër-njerëzore, se si duhet të kemi sjellje të mirë në shtëpi, në shkollë, në rrugë e kudo që të jemi, duke i respektuar të gjithë njerëzit pa dallim besimi, ngjyre e rase që kanë njerëzit.

Imami foli po ashtu edhe për rëndësinë dhe rolin që ka xhamia me gjitha aktivitetet e saj. Imami ef. Rexhepi në fund i porositi me disa porosi nxënësit, duke i këshilluar ata që të mësojnë se vetëm duke mësuar fuqishëm mund të ecim e zhvillohemi si popull e si shtet. Ai porositi nxënësit të kenë sjellje të mirë kudo që të jenë e të respektojnë gjithë njerëzimin pa dallim.

Nxënësit patën rast të parashtrojnë pyetje në fund të këtij sesioni shkollor. Imami Rexhepi duke falënderuar mësimdhënësit e nxënësit për vizitën e tyre shkollore, u rikujtoj se dyert e xhamisë janë gjithmonë të hapura dhe të gatshme për çdo lloj bashkëpunimi në funksion të edukimit dhe formësimit të kulturës së përgjithshme të nxënësve tanë. Për nxënësit dhe mësimdhënësit u ndanë dhe disa dhurata modeste. (R.S.)

# Në të gjitha xhamitë e Kosovës u mbajt hytbe për kujdesin në trafik

Më 11 qershor, me rekomandimin të kryetarit të Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiut Naim ef.Tërnava, në të gjitha xhamitë e Kosovës u mbajt hytbe me temë të njëjtë, e cila iu kushtua kujdesit që duhet të kemi në trafik. Kjo veprimtari e Bashkësisë Islame të Kosovës është ndërmarrë në mbështetje për kujdesin në trafik. Në mesazhin e hytbesë së kësaj të premtеje, u theksua dhe u shpjeguan argumentet fetare pse jemi të obliguar edhe fetarisht të përfillim rregullat e trafikut dhe që të tregojmë kujdes të shtuar. Në mes tjerash në këtë hytbe nga imamët u tha se shifrat shqetësuese të aksidenteve në trafik përfshirë ato me fatalitet (lëndime serioze dhe vdekje) janë dukshëm më të mëdha gjatë periudhës janar – qershor 2021, në krahasim me vitet paraprake. Sipas statistikave, brenda pesë muajve të kaluar, kemi pasur një bilanc të tmerrshëm të aksidenteve me fatalitet. 50 qytetarë kanë vdekur ndërsa 5761 të tjerë janë lënduar. Për këtë shkak, feja na urdhëron që të mos i ekspozohemi rreziqeve që mund të na kushtojnë me jetë. Allahu xh.sh., thotë: "...mos e çoni veten tuaj




në shkatërrim..." (El Bekare, 195). Ruajtja e jetës, siç dihet, është një ndër pesë objektivat kryesore të fesë. Për këtë shkak, dënohet rëndë cenimi i saj, qoftë ndaj vetvetes, qoftë ndaj të tjerëve. Shoferi është përgjegjës për dëmin që e shkakton nga pakujdesia dhe shkelja e rregullave. Prandaj, kërkohet maturi. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Jini të matur dhe mos u ngutni sepse nuk është mirësi të nguteni."

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Besimi është shtatëdhjetë e ca degë: më e larta është dëshmia la ilahe il-laAllah ndërsa më e ulëta është heqja e pengesave nga rruga." "Largimi i pengesave nga rruga është lëmoshë." Në fund të kësaj hytbeje u kërkua që të përfillen rregullat e trafikut dhe me këtë etikë, ne, jo vetëm që do të ruajmë veten dhe të tjerët, do të ruajmë pasuritë tona dhe do të ndërtojmë një shoqëri që respektin e ndërsjellë e ka imazhin më të theksuar, por edhe do të fitojmë kënaqësinë dhe shpërblimet e Zotit. (R.S.)

# Departamenti i Gruas shënoi Ditën Botërore të Sportit dhe Mjedisit

Më 5 qershor, Departamenti i Gruas në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, dega në Obiliq, me përfaqësuesen Mihana Goga, iu bashkëngjit aksionit të pastrimit, duke filluar nga stacioni i trenit në Prishtinë, e për të vazhduar më pas në Fushë Kosovë me mbjelljen e fidanëve në parkun e qytetit. Ndërkohë një ditë më parë, të premten, më 4 qershor, në kuadër të fushatës "T'i Japim Vendit Ngjyra" e implementuar nga Let's Do It - Ta Pastrojmë Kosovën dhe Komiteti Olimpik, u mbollën 70 drurë. Pas kësaj, aktiviteti vazhdoi në Brezovicë, ku u pastrua qendra e skijimit, nga ku u larguan 40 thasë me mbeturina. Në këtë aktivitet, morën pjesë edhe



përfaqësues të UNMIK-ut. Ndërsa në oborrin e shkollës fillore të mesme të ultë "Sharski Odred", u mbollën 20 drurë. Të gjitha këto aktivitete, u mbështetën edhe nga UNMIK-u. (R.S.)



KRYESIA
E BASHKËSISË
ISLAME
E KOSOVËS

MEDRESEJA
E MESME
"ALAUDDIN"
PRISHTINË



"Thuaj: Namazi im, kurbani im,
jeta ime dhe vdekja
ime janë thjesht për Allahun,
Zotin e botëve!
Për Të nuk ka rival. Dhe për këtë jam i urdhëruar".

(El-En'am, 162)

# KURBANI 2021

Bashkësia Islame e Kosovës dhe Medreseja e Mesme "Alauddin" në Prishtinë, njoftojnë të gjithë besimtarët se edhe këtë vit organizojnë dhe udhëheqin prerjen e kurbanëve për nevojat e Medresesë "Alauddin" në Prishtinë, me paralelet e saj në Prizren dhe Gjilan. Një sasi e konsideruar e mishit të kurbanit do t'iu ndahet edhe qytetarëve me gjendje të rëndë ekonomike, jetimëve dhe personave me nevoja të veçanta.

## ÇMIMI I KURBANIT 120 €



**Porosinë tuaj mund ta bëni në:**

- Këshillin e Bashkësisë Islame
- Përmes bankës & PayPal

NLB Banka
IBAN: XK05 1700200100103672
SWIFT Code (BIC): NLPRXKPR

PayPal: paypal.me/bislame